


# PERSONALITETI QË SIGURON SHPËTIMIN E PËRJETSHËM

*Mishërimi i moralit, karakterit*
*dhe personalitetit të Muhamedit ﷺ,*
*është mënyra e vetme për të fituar pozitën*
*e mëkëmbësit të Allahut në tokë.*
*Allahut mund t'i afrohemi vetëm*
*duke ndjekjur rrugën e tij.*



# PERSONALITETI QË SIGURON SHPËTIMIN E PËRJETSHËM

## PËR SHPËTIMIN E PËRJETSHËM

Allahu në ajetin: **"Besimtarët kanë shpëtuar"** të sures Muminun sqaron cilësinë kryesore të personit të shpëtuar.

Pra kushti i domosdoshëm i shpëtimit është besimi.

Shpëtimi nënkupton suksesin ndaj sprovave të kësaj bote.

Si ta arrijnë besimtarët shpëtimin?

Ajetet në vazhdim i japin përgjigje kësaj pyetjeje duke përcaktuar parimet e personalitetit të myslimanit.

## NJË NAMAZ GJITHË PËRKUSHTIM

Në dhjetë ajetet e para të sures muminun, e cila jep sihariqin për shpëtimin e përhershëm të besimtarëve numërohen pesë cilësi. Këto pesë cilësi janë parime dhe kritere të pandashme nga personaliteti i myslimanit. Cilësia e parë është namazi i kryer me përkushtim e përulësi.

**"Me të vërtetë, janë të shpëtuar besimtarët, të cilët janë të përulur në namazin e tyre."** (Muminun, 1-2)

Ata që përmes namazit fitojnë dashurinë e Allahut, mbrohen nga e keqja dhe imoraliteti, kryejnë namazin shpirtërisht dhe fizikisht. Ata që bien në sexhde dhe i përgjigjen përzemërsisht urdhrit të Allahut: **"Bëj sexhde dhe afrohu."** (Alak, 19)

Këta janë ata që arrijnë të shpëtojnë përfundimisht...

Falja e namazit me përkushtim dhe harmoni me trupin dhe shpirtin është kusht i domosdoshëm për shpëtimin e përjetshëm. Një besimtar duhet që patjetër të falë namazin dhe të qëndrojë para pranisë hyjnore ashtu siç i ka hije asaj.

*Atë më së miri e njohin*
*njerëzit e dashur të Allahut,*
*të cilët jetojnë në devotshmëri*
*dhe ndjekin mësimet e tij me përpikmëri.*

Ashtu si abdesti është kusht i jashtëm për namazin edhe ndjeshmëria se gjatë namazit gjendesh në komunikim me Allahun është kushti shpirtëror i namazit. Pejgamberi ﷺ, me këtë përkushtim, përulësi dhe dashuri e kryente namazin e Tij.

Profeti ﷺ, thotë:

*"Namazi është drita e syrit tim."* (Nesai, Isharetun-Nisa, 1)

Në kohën e Profetit ﷺ, një njeri erdhi në xhami dhe filloi të falë namazin nxitimthi. Kur e pa Pejgamberi ﷺ, i tha:

*"Çohu dhe fale përsëri, sepse nuk e ke kryer namazin!"* Besimtari e përsërti namazin, por Profeti përsëri i tha:

*"Kthehu dhe fal namazin, sepse ti nuk e ke falur atë."*

Të tretën herë njeriu i tha Profetit ﷺ, se nuk dinte të falej siç duhej. Profeti ﷺ, i mësoi atij namazin e vërtetë. (Tirmidhi, Salat, 110)

Namazi nuk duhet kryer me nxitim, sepse Profeti ﷺ, në një hadith thotë:

*"Miqtë e Allahut e ndjekin*
*rrugën e Profetit ﷺ,*
*ashtu si hija ndjek njeriun."*

*"Hajdutëria më e keqe është hajdutëria e namazit."* (Muvatta, Kasrus-salat, 72)

Falja e namazit më vetëdijen se gjendesh para dëgjesës hyjnore dhe plotësimi i kushteve të jashtme dhe të brendshme është parimi më i rëndësishëm individual dhe fetar i personalitetit të myslimanit.

Ndjenja e qëndrimit para Allahut e fton besimtarin të angazhohet në punë të mirë në çdo moment. Prandaj kushti i dytë i shpëtimit është:

## VEPRA E DOBISHME

**"Ata të cilët shmangen nga fjalët dhe veprat e kota."** (Muminun, 3)

Për myslimanin nuk ekziston koncepti i kohës së lirë. Ai çdo çast të jetës së tij, e cila është kapitali më i madh i njeriut në këtë botë, duhet të angazhohet me një punë të mirë. Besimtari duhet të përpiqet të shpëtojë nga humbja që përshkruan dekreti hyjnor:

**"Pasha kohën, me të vërtetë, njeriu është në humbje."** (Asr, 1-2) Besimtari duhet të jetë vazhdimisht

*"Njohja e Profetit ﷺ, është shkalla më e rëndësishme drejt adhurimit të Allahut."*

i angazhuar me punë të mira. Allahu kërkon që të mos ketë kohë bosh në jetën e besimtarit.

**"Kur të mbarosh një punë menjëherë kalo në një punë tjetër dhe drejtoju Allahut."** (Inshirah,7) Sipas ajetit besimtari nuk duhet të kalojë asnjë moment pa kryer një vepër të mirë. Prandaj besimtari nuk duhet ta lejojë veten që t'i ikë asnjë moment pa vepra të mira dhe adhurim. Jeta është mirësia më e madhe përmes së cilës mund të fitojmë lumturinë e përjetshme dhe na është dhënë vetëm një herë, pa të drejtë kthimi.

Profeti ﷺ, i ka edukuar shokët e tij në mënyrën më të përsosur duke e lënë edukatën e tyre si trashëgim për ymetin e tij. Profeti ﷺ, një ditë, mbas namazit të sabahut u kthye nga shokët duke i pyetur:

*A është kush agjërueshëm sot?*

- O i Dërguari i Allahut! Mbrëmë nuk e bëra nijetin për të agjëruar sot, prandaj nuk jam agjërueshëm- u përgjigj Umeri رضي الله عنه.

Kurse Ebu Bekri رضي الله عنه, tha:

*Pa kuptuar, pa njohur, pa ndjekur dhe pa e përjetuar shpirtërisht gjendjen e Profetit ﷺ, as besimi ynë nuk mund të jetë i plotë, as Kurani nuk mund të kuptohet siç duhet dhe as ibadeti nuk mund të kryhet siç duhet.*

- Unë e bëra nijet mbrëmë për të agjëruar dhe sot jam agjërueshëm.

Pyetja e lartpërmendur e Profetit ﷺ, ishte individuale. Ai pas kësaj filloi të bëjë disa pyetje që kishin lidhje me veprimtarinë shoqërore.

- *A ka vizituar kush ndonjë të sëmurë sot?*

- Ne ende nuk kemi dalë nga xhamia, o i Dërguari i Allahut si mund të kishim vizituar të sëmurë - tha Umeri رضي الله عنه.

Kurse Ebu Bekri رضي الله عنه, tha:

- Dëgjova se Abdurrahman ibn Auf ishte sëmurë dhe rrugës për në xhami i bëra një vizitë duke u lutur për shërimin e tij sa më të shpejtë.

Profeti ﷺ, vazhdoi me një pyetje tjetër:

- *A ka ndihmuar kush prej jush ndonjë sot?*

- Ne tani sapo falëm namazin dhe akoma nuk kemi dalë nga xhamia, o i Dërguari i Allahut.

Kurse Ebu Bekri tha:

- Në hyrje të xhamisë na doli një i vobekët, i

*"Kur zbritën ajetet e para të sures Muminun Profeti ﷺ, bërë këtë dua: "O Zot mos na pakëso por na shto, mos na përçmo por na ndero, mos na privo, na jep mirësi, na mundëso të sundojmë dhe jo të sundohemi, Ji i kënaqur me ne dhe na bëj edhe ne të kënaqur me Ty."*

(Tirmidhi, Tefsir 23;1.)

cili kërkoi diçka për të ngrënë, unë ia mora djalit tim Abdurrahmanit bukën që kishte në dorë dhe ia dhashë atij.

Mbas kësaj Profeti ﷺ, tha:

- *Të përgëzoj me Xhenet ty, o Ebu Bekër!*

Umeri ؓ, mori frymë thellë dhe tha: Ah Xhenet!

Profeti ﷺ, duke i fituar zemrën Umerit tha:

- *Allahu e mëshiroftë Umerin, Allahu e mëshiroftë Umerin! Sa herë që dëshiron të bëjë një të mirë, gjithmonë ia kalon Ebu Bekri."* (Hejthemi, III, 163-164)

Nga ky hadith kuptojmë që dashuria e Pejgamberit ﷺ, për ymetin është aq e madhe, saqë ai nuk dëshiron që në ymetin e tij të ekzistojë shpërdorimi i kohës. Ai dëshiron që ymeti i tij në çdo moment të jetë në kërkim të dashurisë së Allahut. Besimtari duhet të jetë gjithmonë në gjendje ihsani.

Nëse njeriu nuk angazhohet me vepra dhe punë të dobishme, ai do të bjerë në vorbullën e veprave të padobishme dhe punëve të kota. Angazhimet e

*Përsonaliteti Islam*
*fitohet duke njohur Pejgamberin ﷺ,*
*duke e dashur Atë, duke e kuptuar*
*dhe duke e ndjekur Atë.*

kota janë bërë sot pengesë e madhe për rininë, e cila është zhytur në punë të cilat nuk japin dobi as për Dynjanë as për Ahiretin.

Profeti ﷺ, ka kërkuar mbrojte nga Allahu edhe nga padobia e një mirësie të madhe, siç është dituria. Nëse njeriu kërkon vazhdimisht dhe me sinqeritet dashurinë e Allahut, atij do t'i hapen dyert e mirësisë dhe vështirësitë do t'i shndërrohen në lehtësime.

**"Me të vërtetë, pas vështirësisë vjen lehtësimi! Me të vërtetë, pas vështirësisë vjen lehtësimi!"** (Inshirah, 5-6)

Allahu kërkon prej nesh të jemi të dashur, të dhembshëm dhe të mirësjellshëm me të varfrit dhe jetimët. Nga kjo pikëpamje, një nga verprimtaritë e besimtarit gjatë jetës së tij duhet të jetë edhe ndihma ekonomike ndaj nevojtarëve.

## BAMIRËSIA

Në suren Muminun pas kushtit të një namazi të mbushur me jetë dhe largimit prej punëve të kota kushti i tretë është:

*Ashtu si abdesti është kushti i jashtëm i namazit, ndjenja se je para Allahut gjatë namazit është kushti i brendshëm i namazit. Allahu thotë: "Bëj sexhde dhe afrohu", sepse ashtu si Qabja është kibla e trupit, Allahu është kibla e zemrës.*

**"Të jesh aktiv në dhënien e zeqatit."** (Muminun, 4)

Ajeti kuranor thekson faktin se nuk mjafton thjesht të japësh zeqatin, por duhet të kërkosh, të jesh i kujdesshëm, t'i japësh të drejtën e tij edhe të varfrit në mënyrën më të mirë. Me zeqatin, sadakanë dhe veprimtaritë e tjera bamirëse duhet të tregojmë kujdes, seriozitet, përkushtim po aq sa tregojmë kur kryejmë një punë tonën private.

Allahu në një ajet tjetër kuranor thotë:

"(Lëmosha) **u takon të varfërve, të cilët kanë hyrë në rrugën e Zotit e nuk janë në gjendje të udhëtojnë** (për të fituar). **Kush nuk i njeh ata, kujton se janë të kamur, për shkak se ata nuk lypin. Do t'i njohësh nga pamja e tyre. Ata nuk i mërzisin njerëzit duke lypur. E çdo gjë që shpenzoni prej të mirave, Allahu i di ato."** (Bekare, 273)

Allahu në këtë ajet kërkon prej nesh t'u bëjmë një skanim shpirtëror zemrave, në mënyrë që të arrijmë të dallojmë nevojtarët, të cilët për shkak të sedrës dhe krenarisë nuk e shfaqin nevojën dhe vështirësinë në të cilën ndodhen. Në fakt ata lënë një amantet për të pasurit. Ja si thuhet në ajetin vijues:

*Për një namaz të përkryer*
*duhet të distancohemi nga çdo nënvleftësim*
*dhe të pastrojmë zemrën nga çdo gjë e kotë,*
*sepse namazi është vendtakimi me Krijuesin.*

**“Të caktohet një pjesë e pasurisë për lypësin dhe për nevojtarin.”** (Mearixh, 24-25)

Sipas ajetit, të varfrit dhe nevojtarët janë ortakë në pasurinë e të pasurve. Ortaku duhet të kryejë detyrën që i takon përballë ortakut. Plotësimi me përkushtim i kushteve të kësaj ortakërie është një nga kushtet për të arritur shpëtimin e përhershëm. Ndërsa përmbushim një cilësi morale nuk duhet të neglizhojmë të tjerat. Cilësitë morale kanë një rëndësi të veçantë, sidomos në periudhën e fundit.

## NDERSHMËRIA

Kushti i katërt i shpëtimit është:

**“Ruajtja e nderit të tyre.”** (Muminun, 5)

Nderi është tërësia e vetive morale të njeriut, të cilat e bëjnë të dallueshëm njeriun nga krijesat e tjera. Humbja e nderit është humbje e dinjitetit dhe rënia në një nivel më të ulët se krijesat e tjera.

Nderi dhe pastërtia morale janë ndër vetitë më të rëndësishme të qenies njerëzore. Krenaria,

*Veprimi më i rëndësishëm*
*që duhet të bëjnë myslimanët*
*është përfaqësimi dinjitoz*
*i personalitetit islam.*

dinjiteti dhe vlera të tjera morale janë të varura prej ndershmërisë. Profeti ﷺ, i cili është model për bashkësinë islame në lutjet e tij nderin e përfshinte vazhdimisht si cilësi të vyer të besimtarit.

*"O Zot! Kërkoj prej Teje udhëzim, devotshmëri, moral të pastër dhe zemër të dëlirë."* (Muslim, dhikr, 72)

Për një jetë të ndershme, martesa është e domosdoshme, përmes saj arrihet një gjendje shpirtërore ideale dhe zbuten dëshirat epshore.

Çerdhja e lumtur familjare e njeriut filloi në Xhenet. Prandaj çerdhja familjare në këtë botë duhet të jetë një parajsë.

Një nga emrat e bukur të Allahut është "El-Vedud" që do të thotë Ai është burimi i vërtetë i dashurisë. Allahu në Kuran na jep dy shembuj idealë të ndershmërisë; njëri i takon Jusufit عليه السلام, i cili për hir të ndershmërisë zgjodhi burgun, kurse tjetri është shembulli i Merjemes së cilës i përmendet emri 34 herë në Kuran.

Nderi si një nga cilësitë dalluese të besimtarit ka një vlerë të veçantë tek Allahu.

*Ndershmëria konsiston*
*në çlirimin nga çdo ndjenjë epshi dhe dëshirë e ulët.*
*Cilësia më e spikatur që e dallon njeriun*
*nga krijesat e tjera është nderi.*

Për rrjedhojë, elementet më të rëndësishme të personalitetit të myslimanit janë: nderi, turpi dhe edukata.

Në fakt edhe qëllimi i fesë është kultivimi tek njeriu i virtyteve të vyera si mëshira, dashamirësia, mirësjellja, modestia, solidariteti etj.

Kushti tjetër i shpëtimit është:

## MBAJTJA E AMANETIT DHE BESNIKËRIA

Allahu midis cilësive të tjera përmend edhe cilësi shoqërore:

**"Ata të cilët u përmbahen amaneteve dhe detyrimeve të marra."** (Muminun, 8)

Besimtari përveç përkushtimit në ibadet, seriozitetit në jetë, bamirësisë dhe ndershmërisë në jetën e tij, duhet të zotërojë edhe cilësinë e besnikërisë, respektimin e marrëveshjeve, mbajtjen e fjalës, ruajtjen e amanetit. Të gjitha këto janë cilësi të pandashme të besimtarit.

Cilësitë dhe virtytet morale përbëjnë personalitetin e myslimanit.

*Humbja e nderit është humbje e dinjitetit,*
*për pasojë është rënie në nivelin*
*e krijesave të tjera madje*
*edhe më poshtë.*

Dy amanetet më të rëndësishme për të cilat besimtari duhet të kujdeset janë amanetet e të Dërguarit të Allahut ﷺ. Në një hadith Profeti ﷺ, thotë:

*"Po ju lë dy gjëra dhe për sa kohë do të kapeni fort pas tyre, nuk do të devijoni. Njëri është Libri i Allahut, Kurani, kurse tjetra është rruga ime..."* (Muvatta, Kader, 3)

Karakteri është shumë i rëndësishëm, sepse në fund të fundit njerëzit mahniten dhe admirojnë karakterin e njeriut. Njerëzit ndjekin dhe mbështeten pas njerëzve me karakter dhe personalitet.

Ebu Sufjani në luftën e Uhudit ishte komandant i ushtrisë pagane. Ai Umerin e njihte prej kohësh dhe ishte i vetëdijshëm për trimërinë dhe drejtësinë e tij. Në betejë ishin të dy ballë për ballë. Kur ushtria islame u rrethua u përhap fjala se Profeti ﷺ, ra dëshmor.

Ebu Sufjani u kthye nga myslimanët duke thirrur:

*Për një jetë të ndershme,*
*martesa është e domosdoshme,*
*përmes saj arrihet një gjendje shpirtërore*
*ideale dhe zbuten dëshirat epshore.*

"Umer, thonë që Muhamedi vdiq, a është e vërtetë? Unë më shumë se sa njerëzve të mi të besoj ty.

Ishte karakteri dhe personaliteti i Umerit që e bëri Ebu Sufjanin t'i besonte më shumë fjalës së tij se sa fjalës së njerëzve të vet.

## JA PERSONALITETI I MYSLIMANIT

Osman Pasha, heroi i Plevnes në Bulgari mbeti gjashtë muaj i rrethuar, u përpoq të çante rrethimin nuk arriti dhe ra rob lufte. Kur u mblodh komuniteti i krishterë tha:

"Unë për t'ju mbrojtur kam marrë xhizje prej jush, tani që nuk mund t'ju mbroj xhizjen po ua kthej".

Shekuj më parë e njëjta drejtësi është treguar edhe me popullin e Humusit.

Ky është personalitet i modeluar sipas kritereve dhe mënyrës së edukimit profetik.

Xhabiri ﵁, tregon:

Profeti ﷺ, mbajti një fjalim të gjatë. Fjalimin e

*Çerdhja e lumtur familjare e njeriut filloi në Xhenet. Prandaj çerdhja familjare në këtë botë duhet të jetë një parajsë, në mënyrë që edhe në Xhenet të jetë një çerdhe familjare e lumtur.*

mbaroi me këto fjalë, të cilat përmblidhnin personalitetin e myslimanit.

*"Unë jam më afër besimtarit se sa është ai me veten e tij. Nëse vdes dikush, pasuria që lë pas u takon trashëgimtarëve, por nëse pas lë borxh, atëherë ai borxh më përket mua për ta shlyer. Nëse lë pas jetim, mbrojtja dhe kujdesi ndaj tyre është detyra ime."* (Muslim, Xhuma, 43)

Ky pra është një personalitet që shërben si udhëzues për njerëzimin.

Rumiu poeti i famshëm thotë: "Thirri mendjes dhe mos përfito vetëm nga aspekti i jashtëm i namazit, por përpiqu të përfitosh edhe nga aspekti i brendshëm. Mos bëj si ai zogu që ulet e ngre kokën për të mbledhur thërrmija, pa qenë i vetëdijshëm për madhështinë e Allahut".

## TË HUAJT E MAHNITUR

Ja çfarë thotë një i huaj për të:

"Në botë asnjë mbret me kurorë nuk ka pasur

*Allahu nuk betohet mbi asnjë njeri*
*apo pejgamber tjetër përveç Profetit ﷺ.*
*Ky është argument se Ai është shembulli*
*ideal i pashoq për ymetin e Tij.*

prestigjin, respektin dhe nderimin e Muhamedit, i cili arnonte rrobat e veta."

Profeti përmes personalitetit shembullor mahnit edhe një të huaj.

Neve si myslimanë na bie detyra të manifestojmë një personalitet që i ka hije ymetit të tij.

Të parët tanë përmes personalitetit dhe karakterit që morën prej Profetit ﷺ arritën të sundojnë për shekuj me radhë një perandori prej 24 milion km$^2$.

Fjala: "Nëse në lumin Vistul janë kuajt e Turqve, atëherë ka drejtësi, siguri dhe ndershmëri", është shndërruar në fjalë të urtë.

Cilësia e fundit që Allahu përmend në ajetet e para të sures Muminun është përsëri namazi:

**"Ata të cilët kryejnë rregullisht namazin."** (Muminun, 9)

Përkushtimi dhe vazhdimsia e namazit janë sekreti i shpëtimit të përhershëm. Cilësitë e tjera radhiten midis dy ajeteve të namazit. Kjo tregon se cilësitë e tjera janë të lidhura me namazin.

*Një kryetar i një fisi arab i thotë Halid ibn Velidit: "Na përshkruaj portretin dhe karakterin i Profetit ﷺ." Halidi i dha këtë përgjigje: "Nuk mjaftojnë fjalët për të treguar atë, por mund të them që vlera e të Dërguari buron nga Dërguesi."*

Përmbushja e cilësive të tjera është në raport të drejtë me përmbushjen e namazit.

Atyre që brumosen me këto cilësi Allahu u premton Xhenetin Firdeus.

**“Pikërisht ata do të jenë trashëgimtarët, që do ta trashëgojnë Firdeusin, ku do të qëndrojnë përjetësisht.”** (Muminun, 10-11)

Umeri ﵁, thotë se Profeti ﷺ, pas zbritjes së këtyre ajeteve u kthye nga Kibla dhe bëri këtë lutje:

*“O Zot! Mos na pakëso por na shto, mos na përçmo por na ndero, mos na privo, na jep mirësi, na mundëso të sundojmë dhe jo të sundohemi. Ji i kënaqur me ne dhe na bëj edhe ne të kënaqur me ty.”*

Pastaj Profeti ﷺ, u kthye nga shokët dhe tha:

*“Më janë shpallur dhjetë ajete, të cilëve kush i jep hakun do të hyjë në Xhenet.* (Tirmidhi, Tefsir, 23:1)

Profeti ﷺ, kërkonte me gjithë qenien e tij që ymeti të manifestonte cilësitë më të larta dhe në këmbim të kësaj, gjithë gëzim, u premtonte Xhenetin, shpëtimin e përhershëm. Profeti ﷺ, ishte vetë një shembull i përsosur.

*Dërguesi i Tij është Krijuesi i gjithësisë*
*merre me mend vetë madhështinë*
*e bukurisë së tij, në mundsh!*

## PERSONALITET IDEAL

Udhëzuesi i personalitetit islam është Kurani. Personi që ia ka ofruar më së miri këtë personalitet njerëzimit me jetën, moralin dhe sjelljet e tij është Profeti ﷺ.

Allahu betohet për jetën e Profetit ﷺ.

**"Betohem për jetën tënde."** (Hixhr, 72)

Allahu i cili nuk është betuar për asnjë njeri dhe profet, betohet për jetën e Muahmedit ﷺ. Ky është një argument i qartë se ai është shembulli ideal për ymetin në të gjitha aspektet e jetës.

Asnjëri prej nesh nuk është i aftë të tregojë për virtytet e Profetit ﷺ. Kur një ditë komandanti i shquar, Halid ibn Velid shkoi te një fis arab, kryetari i fisit i kërkoi t'i përshkruante portretin dhe karakterin e Profetit ﷺ. Halidi iu përgjigj:

"Kjo është e pamundur, fjalët nuk mjaftojnë për këtë, por mund të them vetëm kaq:

Vlera e të Dërguarit buron nga Dërguesi dhe meqë Dërguesi është Krijuesi i gjithësisë, merre

*Suneti i Profetit ﷺ, duhet ndjekur në tërësinë e tij. Ne nuk duhet të harrojmë se jemi dëshmitarët e Allahut të zgjedhur për të përfaqësuar moralin dhe personalitetin islam në tokë.*

vetë me mend tani madhështinë e bukurisë së tij, në mundsh!"

Sa mundet mendja jonë e kufizuar ta kuptojë atë dhe sa është në gjendje gjuha jonë të flasë për të!

Por sa të dobët jemi ne, aq bujar dhe i mëshirshëm është Profeti ﷺ. Ai na ka treguar për veten e tij në mënyrën më të bukur. Përshtypja e parë që krijonte një person në kontaktin e parë me të ishte:

## MËSHIRË DHE BUZËQESHJE

Ebu Derda, megjithëse në një moment të vështirë po fliste duke buzëqeshur. Kur e pyetën gjithë kuriozitet tha:

"Përse flet gjithmonë duke buzëqeshur?

"Sepse e kam parë gjithmonë duke buzëqeshur Profetin ﷺ.

Buzëqeshja është shenjë e dashurisë. Është shprehje e dashurisë për hir të Allahut. Dhembshuria e Profetit ﷺ, për krijesat është e jashtëzakonshme, dhembshuria e tij shkon deri tek dega e një peme.

*Profeti ﷺ, një ditë u thotë shokëve: "Sa dëshiroj të shoh vëllezërit e mi. Më ka marrë malli shumë për ta." Sahabët i thanë: "A nuk jemi ne vëllezërit e tu, o Resulullah?" "Ju jeni shokët e mi, kurse vëllezërit e mi janë ata që nuk kana ardhur ende".*

Ai nuk dëshiron thyerjen e një dege peme të njomë, kërkonte të mos shqetësonin qenin që po ushqente të vegjëlit e tij.

Profeti ﷺ, tregonte mëshirë edhe për të vdekurit. Disa ditë para se të ndërronte jetë shkoi në varreza dhe bëri lutje për ta. Sa mëshirë gjithëpërfshirëse është kjo!

Pasi bisedoi për disa momente me sahabët tha:

*"Sa dëshiroj të shikoj vëllezërit e mi, më ka marrë malli shumë për ta."*

Sahabët e pyetën: "A nuk jemi ne vëllezërit e tu, o Resulullah?"

*"Ju jeni shokët e mi, kurse vëllezërit e mi janë ata që nuk kanë ardhur ende."*

"Si do t'i njohësh ata që nuk kanë ardhur ende, o i Dërguari Allahut?"

Profeti ﷺ, u përgjigj:

*"Mendoni një njeri që ka një kalë me ballë dhe këmbë të bardha. Ky njeri a mund të ketë vështirësi për ta njohur kalin e tij midis një tufe kuajsh të zinj?"*

*Profeti ﷺ, thotë: "Vëllezërit e mi, për këtë shkak fytyrën do ta kenë të ndritur, duart dhe këmbët të praruara. Unë do të shkoj para tyre dhe do t'i pres në havuz për gosti".*

"Sigurisht që mund ta njohë menjëherë kalin e tij", - thanë sahabët.

*"Ata pra,* - tha Profeti ﷺ- *për shkak të abdestit do të vijnë me fytyra të ndritura, me duar e këmbë të ndritshme. Unë do t'i pres ata në Havuz për t'i gostitur. Kurse disa do të dëbohen prej Havuzit, porsi një deve e huaj që dëbohet prej tufës."*

*Unë do t'i ftoj të kthehen, por mua do të më thuhet:*

*-Ata e ndryshuan gjendjen pas teje, (duke mos ndjekur rrugën tënde), atëherë edhe unë do të them të qëndrojnë larg, të qëndrojnë larg.* (Muslim, Taharet, 39)

Profeti ﷺ, pastaj kaloi në Xhami, mblodhi sahabët dhe tha:

*"Kujt i kam marrë pasuri, le të vijë të marrë pasurinë time. Kë kam goditur le të vijë të më godasë."*

Profeti ﷺ, këtu dëshiron të na japë një mesazh të rëndësishëm, sepse Ai ishte i mbrojtur nga mëkatet, nuk mund të mendohet që ai të bëjë padrejtësi.

*Disa njerëz do të dëbohen nga havuzi i Profetit ﷺ dhe shkaku do të jetë se ata pas tij ndryshuan gjendjen e tyre duke mos ndjekur rrugën e tij.*

(Muslim, Taharet,39)

Por Profeti ﷺ, përmes këtyre mesazheve edukonte ymetin e tij. Besimtarët sipas shprehjes kuranore, janë dëshmitarët e Allahut në tokë.

## DËSHMITARËT E ALLAHUT

Allahu i drejtohet yemetit të Muhamedit ﷺ kështu në Kuran:

**“Kështu, Ne ju kemi bërë një bashkësi të drejtë, që të bëheni dëshmitarë përmbi njerëzit dhe që i Dërguari të jetë dëshmitar përmbi ju.”** (Bekare, 143)

Këtë kërkon Allahu prej nesh në mënyrë që Profeti ﷺ, në Ditën Gjykimit të jetë dëshmitar për ne.

Myslimani është person me karakter dhe personalitet të lartë. Ai këtë personalitet dhe karakter duhet t’ia paraqesë dhe t’ia ofrojë gjithë njerëzimit. Vetëm në këtë mënyrë njeriu mund të bëhet përfaqësues i denjë i Allahut në tokë. Një karakter dhe personalitet i tillë arrihet duke ndjekur rrugën dhe moralin profetik.

*Sa mundet mendja jonë e kufizuar ta kuptojë Pejgamberin ﷺ dhe sa është në gjendje gjuha jonë të flasë për të!*

Nëse u hedhim një sy të parëve tanë, të cilët qenë mbruajtur me moralin profetik dhe sakrifikuan çdo gjë për përhapjen e tij në botë do të vërejmë se kishin formuar një shoqëri ideale. Në një shoqëri të tillë nuk mund të gjeje: fëmijë të braktisur, të varfër dhe të moshuar të lënë pas dore.

Ajo ishte një shoqëri ku nuk mund të gjeje fëmijë dhe të moshuar të braktisur.

Të parët tanë patën themeluar 26300 institucione bamirësie, të cilat përfshinin edhe mjekimin e zogjve të plagosur. Sa horizont i gjerë shërbimi! Ky është përkufizimi i njeriut sipas Islamit. Rrugët ishin të mirëmbajtura, dora e ndihmës ishte shtrirë deri atje ku imagjinata ndeshte vështirësi. Ishte krijuar një vakëf që çonte ujë nga shami në Meke dhe Medine, në mënyrë që haxhilerët të pinin nga uji i shamit. Ky ujë nuk dërgohej me makinë, tren apo avion, por me deve.

Sa horizont i gjerë shërbimi!

Ky ishte njeriu që ndërtoi feja islame.

*Udhëzuesi i personalitetit islam është Kurani.*
*Personi që ia ka ofruar më së miri*
*këtë personalitet njerëzimit me jetën, moralin*
*dhe sjelljet e tij është Profeti ﷺ.*

Ajo që duhet të bëjnë myslimanët sot është ndjekja e rrugës profetike për të ndërtuar një personalitet të lartë dhe të nderuar. Gjyshërit tanë në këtë mënyrë çliruan zemrat e njerëzve. Sulltan Fatihu 10 vjet mbas ngadhënjimit mbi Stamboll ngadhënjeu mbi Bosnje. Asnjë boshnjak nuk u vra, sepse shpata ishte thjeshtë një copë hekuri për të flakur padrejtësitë. Shpata, nëse përdoret gabim, shkakton terror. Xhihadi në Islam nënkupton çlirimin e zemrave. Boshnjakët u bënë myslimanë nga drejtësia dhe mëshira që tregoi ushtria osmane. Morali i ushtrisë i bëri ata të ktheheshin në mënyrë masive në myslimanë. Edhe Abisinia kështu u bë myslimane. Tregtarët që ikën në Indonezi nuk e rritën çmimin, megjithëse kishte mungesë malli në treg.

Kur mbretit i mbërriti lajmi, e shprehu kështu admirimin për myslimanët:

## SA FE TË BUKUR PASKENI JU!

Një personalitet të tillë nuk ka mundur ta shprehë asnjë pedagog, asnjë psikolog, asnjë mësues që

*Mëshira e Profetit ﷺ,*
*për krijesat shtrihet deri tek dega e një peme të njomë.*
*Profeti ﷺ, nuk dëshironte të këputej*
*një degë peme e njomë.*

është edukuar dhe selitur me parime e mësime të tjera të ndryshme nga ato islame. Një personalitet i tillë nuk mund të arrihet përmes filozofisë dhe arsyes, një personalitet i tillë është i mundur vetëm duke ndjekur gjurmët e Muhamedit ﷺ.

Në lidhje me këtë pikë, çështja më e rëndësishme është njohja si duhet e Profetit ﷺ. Është shumë e rëndësishme njohja e jetës, rrugës, personalitetit dhe karakterit të Profetit ﷺ.

Afrimi tek Ai është i mundur vetëm duke ndjekur rrugën e tij dhe duke u ngjyrosur me moralin e Tij. Devijimi nga rruga e Tij, çon në humbjen e përhershme.

Shkëputja një nga një prej Sunetit të Profetit ﷺ, i ngjan zbërthimit të fijeve të litarit deri në këputje. Litari është i fortë për sa kohë është një tërësi e vetme, por nëse fijet zbërthehen njëra pas tjetrës, atëherë e humbet forcën. Braktisja e një suneti sjell braktisjen në seri të tij deri në shkëputjen plotësisht prej tij. Shkëputja plotësisht prej tij, sjell humbjen në këtë botë dhe botën tjetër.

*Të parët tanë patën themeluar 26300 institucione bamirësie, të cilat përfshinin edhe mjekimin e zogjve të plagosur. Sa horizont i gjerë shërbimi! Ky është përkufizimi i njeriut sipas Islamit.*

Prandaj Suneti i Profetit ﷺ, duhet ndjekur në tërësinë e tij. Ne nuk duhet të harrojmë se jemi dëshmitarët e Allahut të zgjedhur për të përfaqësuar moralin dhe personalitetin islam në tokë.

**E lusim Allahun të na bëjë përfaqësues të denjë të moralit profetik. E lusim Atë të na zbukurojë me cilësitë që përshkruhen në suren Merjem. Lusim Allahun që pasardhësit tanë të zbukurohen me bukuritë e moralit profetik.**

**Amin!..**

*Buzëqeshja është shprehje e dashurisë.*
*Është shprehje e dashurisë ndaj krijesave*
*për hir të Allahut.*




## ILAÇI SHËRUES I DHUNËS DHE INJORANCËS

# KLIMA MËSHIRUESE E KURANIT DHE SUNETIT...

*I Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë:*
*"Të gjithë ju jeni barinj dhe të gjithë jeni përgjegjës për kopenë tuaj. Burri është bariu i familjes dhe ai është përgjegjës për kopenë e tij. Gruaja është bareshë e shtëpisë dhe ajo është përgjegjëse për kopenë e saj."* (Buhariu, Vesajat, 9)



## Ilaçi shërues i dhunës dhe i injorancës

# KLIMA MËSHIRUESE E KURANIT DHE SUNETIT...

### SEKRETI I FAMILJES

I Madhi Zot unitetin, apo të qenit Një, e ka veçuar vetëm për veten e Tij. Çdo gjë e ka krijuar në çift. Po ashtu edhe njeriun e krijoi çift, burrë dhe grua.

Krijoi me vullnetin e Tij familjen me anë të bashkimit të burrit dhe të gruas. Dhe kështu, njerëzimi u zhvillua nga Ademi dhe Havaja me anë të formimit të familjes së parë në emër të Zotit.

Allahu i Lartësuar e ka krijuar njeriun të dobët dhe të pafuqishëm, në mënyrë që ai që prej momentit të lindjes të ndjejë nevojë për dashurinë e nënës

dhe edukimin e babait. Më pas, me fshehtësinë e përkohshmërisë dhe urtësinë e plakjes, prindërit i bën që të kenë nevojë për fëmijët e tyre.

Në këtë mënyrë lind dhe krijohet një shoqëri e lidhur ngushtë me ndjenjat dhe virtytet e bukura të dashurisë, mëshirës, besnikërisë, bindjes, dhembshurisë dhe respektit. Ademi عليه السلام, babai i parë i gjithë kësaj familjeje të madhe, ishte gjithashtu një pejgamber.

Urtësia Hyjnore i dhuroi burrit dhe gruas disa të drejta dhe detyra të përshtatshme me karakteristikat e tyre të krijimit. I Dërguari i Allahut ﷺ, ka thënë:

*"Të gjithë ju jeni barinj dhe të gjithë jeni përgjegjës për kopenë tuaj. Burri është bariu i familjes dhe ai është përgjegjës për kopenë e tij. Gruaja është bareshë e shtëpisë dhe ajo është përgjegjëse për kopenë e saj."* (Buhariu, Vesajat, 9)

Në këtë botë të mbushur me sprova i Madhi Zot dëshiroi formimin e familjes dhe krijimin e një strukture shoqërie në përputhje me kënaqësinë e Tij.

Andaj sipas kësaj urtësie:

*Për ta kuptuar Atë, ushqimi i zemrës me klimën e dashurisë hyjnore është i domosdoshëm. Duhet t'i hapim të gjitha dritaret e zemrës sonë drejt dashurisë për Allahun.*

Pejgamberët i zgjodhi nga familjet fisnike, të pastra dhe të moralshme. Ndërkohë që përhapnin urdhëresat hyjnore tek njerëzit, ata shpalosnin edhe moralin, sjelljen dhe urtësinë e tyre ashtu sikurse dëshironte i Madhi Zot, por përpara se ta praktikonin këtë edukim tek popujt e dërguar, ata në radhë të parë e ushtronin në familjet e tyre.

Edhe i nderuari i kësaj bote, Pejgamberi ﷺ, rrjedh nga një familje e ndritur, e pastër në moral, e kujdesshme në hallalin martesor; pasardhëse e familjes së Ibrahimit عليه السلام dhe Ismailit عليه السلام.

Pas një rinie të pastër dhe të moralshme, në moshën njëzet e pesë vjeçare krijoi së bashku me nënën e besimtarëve, Hatixhen رضي الله عنها, familjen më të qetë, më të lumtur dhe me të bukur të botës. Kjo familje dhuroi më pas martesën e bekur në mes të Fatimes رضي الله عنها e Aliut رضي الله عنه dhe pasardhësit e tyre Hasanin e Hysejnin, duke i treguar njerëzimit sekretin e krijimit të familjes më të lumtur dhe më të hajrit në botë, atë të familjes së Ehli Bejtit.

Tradita e Profetit të Zotit ﷺ, dhe morali i tij i

*Për ta kuptuar atë ﷺ,*
*duhet të shkëputemi nga hijet e tjera*
*të përkohshme dhe të shkrihemi në dashurinë*
*e vërtetë të përhershme.*

lartë luajnë një rol të rëndësishëm në lumturinë e jetës sonë familjare...

## KRITERET E FAMILJES SË LUMTUR...

Kriteri ynë më i vlefshëm është ai i të Dërguarit të Allahut ﷺ. Ekuilibri i lumturisë sonë është i nderuari i botës, Pejgamberi ﷺ. Ndërsa pasuria dhe cilësia e botës së tij shpirtërore vjen e shpalosur më së miri tek ne në karakterin e sahabëve të ndritur, shokëve të tij më të mirë.

Mashkull apo femër, grua apo burrë, djalë apo vajzë apo kushdo qoftë, do ta arrijë lumturinë dhe kënaqësinë në të dy botët në sajë të përpjekjeve të tij për t'ia pështatur kriteret personale sa më shumë të jetë e mundur formës së asaj familjeje të bekuar.

Gjatë historisë së ymetit të Muhamedit ﷺ, e cila i ka kaluar tanimë katërmbëdhjetë shekuj, personat apo shoqëritë që u kanë kushtuar kujdes këtyre kritereve hyjnore, janë bërë pjesë e mëshirës. Ndërsa ata që qëndruan larg këtyre kritereve, u bënë pjesë e dhunës dhe dëshpërimit.

*Kriteri i lumturisë sonë është i nderuari i botës,*
*Pejgamberi ﷺ, ndërsa pasuria*
*dhe cilësia e botës së tij shpirtërore vjen e shpalosur*
*më së miri tek ne në karakterin*
*e sahabëve të ndritur, shokëve të tij më të mirë.*

Në ditët e sotme; zemrat e ngurtësuara, të cilat kanë braktisur Sunetin dhe traditën mëshiruese të Pejgamberit ﷺ, duke rënë pre e robërisë dhe forcës, ushtrojnë dhunë ndaj gruas.

Sipas Islamit, femra në statusin e nënës, fsheh Xhenetin nën këmbët e saj, si grua mbrohet nga ligji, si fëmijë rritet në mes bukurive natyrore; për fat të keq sot shtypet, dhunohet, dëbohet nga shtëpia, detyrohet të prostituojë, torturohet dhe shfrytëzohet në çdo lloj forme.

Porse:

Sa i hidhur është përfundimi i një diamanti në koshin e mbeturinave! Sa i pafat është ai diamant, i cili përfundon në mbeturina! I ngjashëm me lulen e mbirë në cepin e një kalldrëmi që është e destinuar për t'u shtypur nga këmbët e kalimtarëve.

## E NGJASHME ME KOHËN E INJORANCËS...

Edhe përpara se drita e Islamit ta zhdukte errësirën e periudhës së injorancës, gjendja e femrës ishte po ashtu e shkretuar. Foshnjet e lindura vajza,

*Mashkull apo femër, grua apo burrë, djalë apo vajzë; kushdo qoftë, do ta arrijë lumturinë dhe kënaqësinë në të dy botët në sajë të përpjekjeve të tij për t'ia përshtatur kriteret personale sa më shumë të jetë e mundur formës së familjes së bekuar (të Pejgamberit a.s).*

sapo vinin në këtë botë, përballeshin me fytyrën e zemëruar të babait. Nën ulërimat e pashpresa të nënës rrëmbeheshin nga duart e saj për t'u groposur më pas të gjalla.

Edhe nëse shpëtonte nga vdekja, vuajtjet e saj nuk mbaronin. Gjatë armiqësive të lindura në mes të fiseve, ofendimi më i madh që i bëhej armikut ishte nëpërkëmbja e ndonjë femre.

Edhe nëse martohej nuk mbaronin vuajtjet për të. Në kohën e anarkive, aty ku drejtësia dhe ligji nuk ekzistonin, e martuar qoftë apo e pa martuar, femra ishte gjithmonë një gjallesë e nënçmuar, e shtypur, e privuar nga të drejtat, e përdorur si plaçkë ose si diçka e rëndomtë, e cila shërben vetëm për të ngopur dëshirat seksuale.

Përfshirja e prostitucionit në mbarë shoqërinë dhe vala rrëmbyese e imoralitetit po e dërgonin gruan drejt shtigjeve akoma më të pakapërcyeshme. Brezi i ardhshëm ishte i pambrojtur. Qoftë nëna, qoftë bashkëshortja, qoftë fëmija... Gruaja ishte e pambrojtur!..

*Familja në botën perëndimore po shkatërrohet.*
*Ajo çka e dallon njeriun nga kafshët, martesa,*
*po konceptohet si peshë mbi supe. Si rezulatat i kësaj po përhapet*
*imoraliteti. Ky qytetrim, tashmë i mbetur nën rrënoja*
*nuk ka mundësi t'i ofrojë më lumturi as burrit e as gruas.*

Ajo ishte periudha e terrorit të vërtetë. Shpallja hyjnore e Pejgamberit tonë të dashur ﷺ, erdhi si përgjigje ndaj këtij terrori të egër dhe brutal.

Në suret mekase ndjekin njëra-tjetrën paralajmërimet e mëposhtme:

**"Kur foshnja e varrosur për së gjalli të pyetet. Për çfarë faji ishte vrarë: Atëherë çdokush do të marrë vesh çfarë kishte përgatitur** (për këtë Ditë)." (Tekvir, 8-9, 14)

**"Kur ndonjëri prej tyre merr lajmin se i lindi një vajzë, fytyra i nxihet dhe i mbushet me mjerim. Ai fshihet nga njerëzit për shkak të lajmit të keq që mori dhe s'di: a ta mbajë këtë fëmijë, pavarësisht poshtërimit apo ta varrosë në dhé. Ah! Sa mbrapsht që gjykojnë ata!"** (Nahl, 58-59)

I dërguari si mëshirë për mbarë botën, dhurata më e mirë e njerëzimit, Pejgamberi ﷺ, nuk u mjaftua vetëm me çlirimin e njeriut qoftë burrë apo grua, fëmijë apo i moshuar, nga duart e arrogancës, dhunës, poshtërsisë dhe urrejtjes, por mbrojti me mëshirë e dashuri kafshët dhe bimët.

*Asnjë fatkeqësi nuk e preku aq shumë zemrën e Pejgamberit ﷺ, sa vdekja e Hatixhes رضي الله عنها, prandaj atij viti në të cilin e humbi këtë grua të begatë iu dha emri "viti i dëshpërimit".*

Në njëfarë mënyre, i strehoi nën krahët e tij të mëshirës të gjitha krijesat...

## KRAHUN E TIJ TË MËSHIRËS E SHTRIU PËR GJITHËSINË...

Zemra e tij nuk u pajtua me dëmtimin e pemëve, qoftë edhe me shkundjen e tyre të panevojshme...

Ndërhyri me mëshirë...

Nuk u pajtua asnjëherë me mjeljen e kafshëve në kushte të papastra dhe sjellje të ashpër, sidomos mjeljen e gjithë qumështit duke mos lënë aspak për të voglin e saj.

I dha rëndësi mësimit të pastërtisë, dashurisë dhe mëshirës.

Nuk ishte i kënaqur me bisedat e stërgjatura gjatë udhëtimit mbi kafshë.

Mësoi të përsosurën dhe të hijshmen.

Zemra i tha të mos e shqetësonte nënën e qenushit, e cila po i jepte gji të voglit të saj, andaj vendosi ta ndryshojë drejtimin e gjithë asaj ushtrie të madhe.

*Islami e paraqiti femrën në cilësinë e nënës nën këmbët e së cilës shtrihet Xheneti; në cilësinë e gruas së mbrojtur nga drejtësia ligjore; në cilësinë e fëmijës si një lule e rrallë, e cila rritet në mes të bukurive natyrore*

Praktikoi sakrificën dhe sjelljen e mirë.

Sidomos kur pa një fole milingonash që po digjej nga zjarri u skuq nga zemërimi, madje edhe devetë e mbingarkuara erdhën dhe u ankuan tek ai.

Shkurtimisht, në atë vend ku drita e tij, u përhap, dhuna u shua njëherë e mirë përgjithmonë; prania e tij, i la vend mëshirës, hijeshisë dhe të bukurisë. Ashtu sikurse do të shprehej edhe poeti i madh Mehmet Akif, njëra nga detyrat e shpalljes së këtij Pejgamberi të mëshirës ishte shpëtimi i njeriut, i shoqërisë nga dhuna e injoranca dhe themelimi i mëshirës dhe drejtësisë:

*Me një frymë e shpëtoi njerëzimin ai i pafajshëm,*

*Me një lëvizje i shembi Kajserët dhe Kisratë!*

*Dobësinë, e shtypur nga çdo e drejtë, e ngjalli;*

*Dhunën, e pathyeshme për mendjen, e dogji e kalli!*

Ashtu sikurse të gjitha krijesat e tjera edhe gruaja është bërë pjesë e mëshirës së Pejgamberit ﷺ.

Femra zuri vend në pallatin mbretëror, në fronin e krenarisë së të qenit nënë. U përcaktuan të drejtat

*Në civilizimin gjakpirës*
*gruaja si një lodër në duar të pamëshirshme*
*konceptohet thjesht si një qenie e cila nënçmohet, nxirret nga shtëpia,*
*përdoret për prostitucion, përdhunohet, rrihet,*
*vritet dhe shfrytëzohet në çdo formë.*

dhe detyrat në formën më të përshtatshme të krijimit të saj si në martesë, divorc, trashëgimi, në shtëpi, në publik apo në çdo situatë tjetër. Gjeti respektin dhe krenarinë e humbur.

Pejgamberi ﷺ, për ta realizuar këtë gjë, i foli ymetit të tij;

## U FOLI NDËRGJEGJEVE

Urdhëroi dhe tha: *"Më i miri ndër ju është ai i cili sillet më mirë me familjen e tij!.."* (Ibn Maxhe, Nikah, 50; Darimi, Nikah, 55)

*"Mos i rrihni gratë!.. Ata që i rrahin gratë e tyre, nuk janë më të mirët në mesin tuaj."* (Ebu Davud, Nikah, 42; Ibn Maxhe, Nikah, 51)

Me sjelljen e tij u kthye në një shembull të pashoq të jetës familjare.

Duke u nisur nga fakti se nëna e njerëzimit Havaja عليها السلام, ishte krijuar nga brinjët e burrit, Pejgamberi ﷺ, këshillonte që të mos ushtrohej forcë, dhunë apo presion mbi gratë të cilat paraqitnin sjellje të gabuara, sepse një veprim i tillë nuk do të japë

*Gjatë një udhëtimi, një skllav i quajtur Enxhesh duke kënduar i shpejtoi devetë me melodinë e tij. Me qëllim që të mos shqetësoheshin gratë të cilat udhëtonin mbi devetë, Pejgamberi ﷺ, me një krahasim të këndshëm i thotë: "O Enxheshe! Kujdes që të mos thyhen kristalet!"* (Buhari, Edeb, 95.)

rezultat, por të punohet për t'i edukuar me sugjerime dhe këshilla të mira dhe të dobishme.

Urdhëronte që çështjet e vogla të mos zmadhoheshin, si dhe këshillonte që durimi, mbështetja tek Zoti e kënaqësia për atë çka posedon janë rrugë më të hajrit për njeriun.

Përhapi urdhërin hyjnor:

وَعَاشِرُوهُنَّ بِالْمَعْرُوفِ فَاِنْ كَرِهْتُمُوهُنَّ فَعَسٰى
اَنْ تَكْرَهُوا شَيْئًا وَيَجْعَلَ اللّٰهُ فِيهِ خَيْرًا كَثِيرًا

**"Jetoni e silluni mirë me to!**

**Në qoftë se ato nuk ju pëlqejnë aq shumë, duroni sepse është e mundur që juve të mos ju pëlqejë diçka, pikërisht për këtë Allahu do t'ju sjellë shumë të mira."** (Nisa, 19)

Sa bukur e tregon ky shembull sjelljen e butë dhe të çiltër që rekomandonte i Dërguari i Allahut ﷺ, ndaj gruas dhe ndaj gjinisë femërore në përgjithësi:

*"Mos ta urrejë ndonjëri gruan e tij. Nëse nuk i pëlqen një sjellje e saj, do t'i pëqejë një sjellje tjetër."* (Muslim, Rada, 61)

*Sa shembull të bukur ka zgjedhur i Dërguari i Allahut ﷺ, në rastin e përngjasimit të grave me kristalet; këshilla të rëndësishme të cilat na tregojnë ndjeshmërinë dhe delikatesën që posedon shpirti, mendja dhe trupi fizik femëror.*

## KUJDES QË TË MOS THYHEN KRISTALET!

Tek arabët ishte zakon që gjatë udhëtimit të nxiteshin devetë me anë të këngëve dhe melodive në mënyrë që të ecnin më shpejt. Gjatë një udhëtimi, një skllav i quajtur Enxheshe duke kënduar i shpejtoi ritmin e ecjes devesë me melodinë e tij. Me qëllim që të mos shqetësoheshin gratë të cilat ndodheshin mbi devetë, Pejgamberi ﷺ, me një krahasim të këndshëm i thotë:

*"O Enxheshe! Kujdes që të mos thyhen kristalet!"* (Buhari, Edeb, 95; Ahmed, III, 117.)

Sa shembull të bukur ka zgjedhur i Dërguari i Allahut ﷺ, në rastin e përngjasimit të grave me kristalet. Këshilla të rëndësishme të cilat na tregojnë ndjeshmërinë dhe delikatesën që posedon shpirti, mendja dhe trupi fizik femëror.

Pejgamberi ﷺ, u mundua gjithë jetën e tij, me qëllim që drejtësia, morali i lartë dhe sjelljet e mira të mbizotëronin si brenda familjes ashtu edhe në shoqërinë përreth. Edhe në fjalët e tij të fundit nuk harroi që t'ia linte emanet ymetit (popullit) të tij këto këshilla:

*Imam Ebu Hanifeja, e kundërshtoi ofertën e kalifit të asaj kohe Mensurit në postin e gjykatësit të Bagdatit, për shkak se nuk dëshironte të mbartte pëgjegjësinë e dhënieve të fetvave. Si përfundim u burgos. Edhe në atë gjendje madje, i vetmi shqetësim që kishte, ishte se nëna e tij do të dëgjonte lajmin dhe do të mërzitej për këtë gjë.*

Enesi ﷺ, tregon kështu:

Gjindeshim pranë të Dërguarit të Allahut ﷺ, në momentin e vdekjes së tij. Para se të ndërronte jetë, na tha tri herë;

*"Kijeni frikë Allahun në çështjen e namazit!"*

Pastaj vazhdoi dhe tha:

*"Frikësojuni Allahut për njerëzit të cilët ndodhen nën urdhrin tuaj, frikësojuni Allahut për të dobëtit si: gratë e veja dhe fëmijët jetimë..."* (Bejhaki, Shuab, VII, 477)

Profeti ﷺ, i kushtoi rëndësi të madhe sidomos të drejtave të personave të dobët brenda shoqërisë, të cilët ishin më të rrezikuar për t'u shtypur, nënçmuar, keqtrajtuar apo lënë pas dore. Kështu që para se të vendoste ligjet që impononin drejtësinë, u mundua të edukojë ndërgjegjet dhe zemrat e njerëzve. Shkatërroi arrogancën e periudhës së injorancës dhe themeloi çiltërsinë e besimit dhe madhështinë e Islamit. Kur filluan të zbrisnin ajetet në lidhje me sistematizimin e së drejtës familjare, shokët e nderuar ishin kthyer në një shoqëri të përsosur, saqë në shenjë respekti ndaj Profetit ﷺ, përdornin gjithmonë shprehjet:

*Bahaeddin Nakshibendi thoshte;*
*"Ata që dëshirojnë të vizitojnë varrin tim,*
*Më parë le të vizitojnë varrin e nënës sime."*

"Allahu dhe i Dërguari i Tij e dinë më mirë" ose "Nëna dhe babai im të qofshin falë o i Dërguari i Allahut!..."

Tanimë kjo shoqëri e tëra, duke përfshirë mashkull e femër, fëmijë e të moshuar, zbatonte me përpikmëri urdhrat jetësore të Profetit ﷺ, duke mos pranuar asnjë formë tjetër adhurimi përveç adhurimit ndaj Zotit të Gjithësisë.

Kështu që ajo femër e periudhës së injorancës (para-islame), në të cilën përveç lidhjes biologjike nuk kishte asnjë vlerë tjetër dhe ku shfrytëzohej dhe dhunohej vazhdimisht, në shekullin e artë (periudhën e parë islame), ajo fitoi vlerat jetësore të dërguara nga i Madhi Zot nëpërmjet të Dërguarit të Tij ﷺ dhe arriti një shkallë të lartë duke u quajtur "femër e denjtë dhe e devotshme"...

## FEMRA E DEVOTSHME

Prej mbështetësve të parë shpirtërorë të Pejgamberit të Zotit ﷺ dhe e para e cila i besoi mesazhit të tij, ishte gruaja e parë dhe nëna e besimtarëve, Hatixhja رضي الله عنها.

*Sa bukur e shpreh Abdurrahman Xhami domosdoshmërinë e falënderimit të përjetshëm ndaj nënës së devotshme kur thotë: "Nëna më mbajti për një kohë në barkun e saj, për një kohë në krahët e saj, ndërsa gjithë jetën në zemrën e saj"*

Urtësia dhe caktimi hyjnor deshën që Pejgamberi ﷺ, të rritej jetim, pa mbështetjen e prindërve, por pati në krahë një grua të devotshme sikurse Hatixhja رضي الله عنها. Ajo i dhuroi qetësi dhe lumturi në familje dhe për një kohë të gjatë ishte shtylla kryesore për mbështetjen materiale dhe shpirtërore të tij. Më pas edhe ajo bashkëshorte dhe grua e begatë ndërroi jetë. Pejgamberi ﷺ, së bashku me të kishte kaluar vitet më të vështira të shpalljes hyjnore. Sa e sa probleme dhe fatkeqësi kishin përballuar së bashku. Asnjë fatkeqësi nuk e preku aq shumë zemrën e Pejgamberit ﷺ, sa vdekja e Hatixhes رضي الله عنها. Atij viti ku humbi këtë grua të begatë iu dha emri “viti i dëshpërimit”.

Edhe gradën e lartë të dëshmorit të parë në Islam e fitoi një grua, Sumejja رضي الله عنها.

Ajo çka e shndërroi Omerin e egërsuar nga zemërimi, me shpatën e zhveshur dhe qëllimin për të “vrarë Pejgamberin ﷺ” në Omerul-Faruk (Omerin e drejtë), ishte vendosmëria e mbushur me besim e motrës së tij, Fatimes رضي الله عنها.

Lindën dhe u edukuan në këtë periudhë të artë

*Pas atyre burrave*
*që kanë ndyshuar popujt dhe botë*
*fshihet gjithmonë një nënë e devotshme.*

për njerëzimin nëna të tilla si bija e Pejgamberit të Zotit ﷺ, Fatimja رضي الله عنها...

U rritën figura madhështore në fushën e diturisë dhe edukimit, si ajo e nënës së besimtarëve, Aishes رضي الله عنها, e cila ishte njëra prej themelueseve të para të shkencave të Fikhut dhe Hadithit.

Kopja e parë e Kuranit Famëlartë iu besua nënës së besimtarëve, Hafsës رضي الله عنها.

Lindën nëna si Esmaja, bija e Ebu Bekrit, vendimtare si një fortesë e palëkundshme përballë dhunës dhe padrejtësive. Nesibja رضي الله عنها, trimëreshë që u bë mburojë në luftë përkrah Pejgamberit të Zotit ﷺ.

I cilësuar si kalifi i pestë dhe sunduesi i një periudhe të artë, Omer bin Abdulazizi, ishte nipi i një shitëseje qumështi, e cila dridhej nga frika ndaj Zotit dhe në shpirtin e saj mbizotëronte ndjenja e mirësisë.

Në këtë shoqëri të mbështjellë me mëshirë, femra ishte një heroinë e padukshme. Ato rritën Fatihët, çliruesit e vendeve dhe të zemrave prej Semerkandit e deri në Kajravan, brenda një kohe të shkurtër. Ato u kthyen në simbol të heronjve në luftërat çlirimtare

*Femra dhe mashkulli janë dy qenie të cilat plotësojnë njëra-tjetrën. Të mundohesh që t'i barazosh ato është e njëjta gjë sikur të mundohesh që të barazpeshosh një kilogram mollë dhe një kilogram dardha. Shkurtimisht do të thotë të merresh me punë të kota.*

dhe fitoret e shumta. Njëra prej këtyre fitoreve ishte edhe ajo e Çanakkale-së.

## NJË NËNË MËSHIRUESE

Hudhejfe ﷺ, tregon kështu:

Një ditë nëna më pyeti:

"Kur je takuar për herë të fundit me Pejgamberin ﷺ?"

Unë iu përgjigja;

"Ka disa ditë që nuk e kam takuar dot."

Ajo u zemërua shumë dhe më kritikoi shumë ashpër.

Atëherë unë i thashë:

"Nënë e dashur! Prit, mos u zemëro! Po shkoj menjëherë tek i Dërguari i Allahut ﷺ, ta fal namazin e akshamit së bashku me të dhe t'i kërkoj që të lutet për mua dhe për ty." (Tirmidhi, Menakib, 378; Ahmed, V, 391-2.)

Nëna të ngjashme merituan gjithmonë respektin më të lartë, dashurinë e pafundme dhe falënderimet

*Mashkulli dhe femra posedojnë dy aftësi natyrore të ndryshme.
Nëse ato përshtaten me njëri-tjetrin, ndërmjet burrit dhe gruas,
por edhe brenda në shoqëri do të mbizotërojë qetësia.
Por nëse mungon respekti, dashuria dhe mirëkuptimi,
atëherë lind dhuna.*

e përjetshme për veprat, fjalët dhe këshillat e tyre të arta. Andaj një sahab (shok i Pejgamberit ﷺ) vjen një ditë dhe pyet;

"Kush është personi më i rëndësishëm, të cilin duhet ta ndihmoj dhe të sillem mirë me të?"

I Dërguari i Allahut ﷺ, u përgjigj:

*"Nëna jote!"*

Sahabiu e pyeti;

"Po pas saj kush vjen?"

Pejgamberi ﷺ, u përgjigj;

*"Nëna jote!"*

Sahabiu e pyeti përsëri:

"Po pastaj kush vjen?"

Pejgamberi ﷺ, përsëri u përgjigj:

*"Nëna jote!"*

Kur sahabiu e pyeti përsëri:

"Po pastaj kush vjen?"

Këtë herë i Dërguari i Allahut ﷺ, u përgjigj;

*"Babai yt!"* (Buhari, Edeb, 2)

*Shtëpia nuk duhet t'i përngjajë një kafazi të ngushtë, por një universi të mrekullueshëm më të madh sesa bota e jashtme, në të cilën shpaloset klima e qetësisë dhe lumturisë, respektit dhe edukimit.*

Një shembull i gjallë i respektit për nënën, është sjellja që shpaloste i Dërguari i Allahut ﷺ, kundrejt nënës së tij të qumështit. Sa herë që e shikonte nënën e tij të qumështit, Halimen, e thërriste *"O nëna ime e dashur!"*, i paraqiste respektet më të ngrohta, e shtrinte rida-në (pelerinën e tij) dhe i thoshte të ulej mbi të. Nëse kishte ndonjë nevojë, ia plotësonte menjëherë. (Ibn Sa'd, I, 113, 114)

Ata që tregojnë respekt ndaj nënës së tyre dhe sillen në formën më të mirë me të, meritojnë gjithmonë përgëzimin e Zotit të Gjithësisë dhe të Pejgamberit ﷺ.

Një ditë i Profeti ﷺ, urdhëroi dhe tha:

*"Më kishte marrë gjumi dhe e pashë veten time në Xhenet. Dëgjova zërin e dikujt i cili po lexonte Kuran. Pyeta;*

*"Kush është ky?"*

*Më thanë:*

*"Ky është Harith bin Nu'man."*

Më pas Pejgamberi ﷺ, vazhdoi duke thënë:

*Shtëpitë tona duhet të jenë vatra të dashurisë,*
*mëshirës dhe qetësisë, në të cilat edukohen fëmijët përpara se të bien pre*
*e sokaqeve dhe rrugëve të pamëshirshme; aty ku të moshuarit strehohen*
*në krahët e mëshirës pa ndjerë nevojën e falënderimit;*
*aty ku burri i kthyer nga lodhja në kërkim të hallallit,*
*vrapon i qetë drejt klimës së dashurisë.*

*"Ja kështu fitohet mirësia, ja kështu fitohet mirësia!"*

Harithi ﷺ, ishte një sahabi (shok i Pejgamberit ﷺ), i cili sillej shumë mirë me nënën e tij. (Ahmed, VI, 151-152; Hakim, IV, 167.)

Edhe figurat e ndritura në historinë e Islamit, të cilat ndoqën rrugën e artë të Pejgamberit ﷺ, përmenden ndër shekuj për shembullin e respektit dhe të dashurisë që treguan ndaj nënës.

Imami Azam Ebu Hanife, e kundërshtoi ofertën e kalifit të asaj kohe, Mensurit, në postin e gjykatësit të Bagdatit, për shkak se nuk dëshironte të mbarte pëgjegjësinë e dhënieve të fetvave. Si përfundim u burgos. Edhe në atë gjendje madje, i vetmi shqetësim që kishte, ishte se nëna e tij do të dëgjonte lajmin dhe do të mërzitej për këtë gjë.

Abdurrahman Xhami shprehej shumë bukur, ndërsa fliste për domosdoshmërinë e falënderimit të përjetshëm ndaj nënës së devotshme kur thotë:

"Si të mos e dua nënën time. Ajo më mbajti për

*Femra, në duart e botës kapitaliste*
*është kthyer në një produkt zbukurimi nëpër vitrina.*
*Në një mjet argëtimi për të ngopur dëshirat egoistike.*
*Porse, sa i hidhur është përfundimi i një diamanti*
*në koshin e mbeturinave! Sa i pafat është ai diamant..!*

një kohë në barkun e saj, për një kohë në krahët e saj, ndërsa gjithë jetën në zemrën e saj."

Në këtë formë dëshironte që në fillim të respektohej nëna e tij, po ashtu të fitonte edhe sevapet e sadakasë së vazhdueshme (sadekatul-xharije).

Pas atyre burrave që kanë ndyshuar popujt dhe botën fshihet gjithmonë një nënë e devotshme.

Edhe nënat me meritën e plotë të respektit dhe të falënderimit, janë gjithmonë lapidarë të vetësakrifikimit për fëmijët e tyre. Në portretin e tyre është mëshiruar gjithmonë morali i ëmbël, si cilësi dalluese në të gjitha format e edukimit dhe për këtë arsye merituan domethënien e fjalës:

اَلأُمُّ مَدْرَسَةٌ

"Nëna është një shkollë më vete"

Ato nuk janë thjesht nëna të fëmijëve të tyre, por nënat e të gjithë ymetit të Muhamedit.

## HEROINAT E MËSHIRËS...

Gjatë periudhës së lulëzimit të perandorive isla-

*Një brez i artë dhe një grua e mirë*
*buron vetëm nga një shoqëri e devotshme.*
*Gratë e ndershme dhe të sjellshme meritojnë*
*burra të urtë dhe të devotshëm...*

me, gratë e udhëheqësve myslimanë nuk u ndikuan nga sëmundja e rehatisë dhe e luksit të dynjasë, sikurse jetonin mbretëreshat apo princeshat e perandorive të tjera.

Gruaja e Harun Reshitit, Zubejdja, si dhe bamirësja e madhe, gruaja e Sulltan Sulejmanit, Mihrimah Sulltan, me pasuritë e tyre kishin garuar për ta dërguar ujin e pijshëm prej Shamit e deri në Arafat, me qëllim që t'u shërbenin haxhilerëve.

Princesha Hatixhe Turhan e kishte lënë si vakëf që në çezmet e Xhamisë së Re (emri i një xhamie në Turqi), në netët e mira, t'u shërbehej njerëzve shërbet i përgatitur me borë dhe me mjaltin më të mirë të asaj kohë të ardhur nga qyteti i Trabzonit.

Madje edhe princesha Kosem me karakterin dhe shikimin e saj të ashpër, kishte themeluar një vakëf, i cili përmbushte nevojat e pajës së nusërisë për shërbëtoret e pallatit mbretëror.

Numri i vakëfeve të themeluara vetëm nga gratë ishte më shumë se një mijë.

Ato nëna i bojatisën djemtë e tyre me kanë dhe

*Në vatrat e shtëpive të larguara*
*nga devotshmëria dhe të zhytura në gjynahe,*
*nuk ka vend për qetësi dhe lumturi.*
*Aty nuk sundon asgjë tjetër përveçse*
*pikëllimit dhe zemërimit.*

i nisën për në frontin e luftës. Ato nëna që jetuan me merakun e dhimbshëm, kur i dërguan edhe djemtë e tyre mbi armikun, sepse burrat e tyre trima nuk u kthyen më pas.

E gjithë ajo çka duhet të kuptojmë nga këta shembuj dhe të mos i harrojmë kurrë është se:

Kjo atmosferë e mëshirës, dashurisë dhe sakrificës nuk u realizua me ligje dhe rregulla.

Nëse udhëzimet e transformuara në receta të qetësisë dhe lumturisë nuk do të ndikonin në ndërgjegjen e tyre, kush tjetër mund t'i ndryshonte ato?!

Në një përbërje të tillë si ajo e familjes, në të cilën shumë tema kanë të bëjnë me të turpshmen dhe privaten, deri ku mund të arrihet zgjidhja e problemeve të pafundme me anë të masave të sigurisë apo dënimit dhe kërcënimeve? Madje një sjellje e tillë, mund të përshkallëzojë dhe transformojë lëvizje të vogla të ashpra në dhunë dhe padrejtësi të vazhdueshme me përfundime të rënda dhe të parikuperueshme.

Mbi të gjitha, është e rëndësishme që të kupto-

*Borxhli i është atij të pastërti*
*e gjithë kjo njerëzi,*
*Na ringjall o Zot në Ahiret*
*me këtë zemër e dashni.*

(Mehmed Akif)

het mirë se ku dhe prej kujt mund të kërkohet receta e lumturisë.

## A SHËRON HELMI?

Struktura e familjes në botën perëndimore është shpërbërë. Marrëdhëniet në mes prindërve dhe fëmijëve janë kthyer në një dukuri juridike dhe morale. Martesa, ajo çka i dallon njerëzit nga kafshët, është bërë e rëndë dhe e bezdisshme. Prioritet po i jepet më shumë imoralitetit, i cili është përhapur aq shumë, saqë kësaj rrënoje të madhe të moralit nuk i ka mbetur asnjë formë lumturie të cilën mund t'ia ofrojë mashkullit apo femrës.

Nuk duhet harruar se në shekujt e fundit, ashtu sikurse në të gjitha problemet tona sociale edhe në çështjen e dhunës së ushtruar ndaj femrës qëndrojnë faktorë shkatërrues në aspektin moral të shoqërisë. Rruga e vetme është një jetë e përshtatshme me Kuranin dhe Sunetin e Pejgamberit ﷺ, sepse në sistemet njerëzore mungon ekuilibri i një morali dhe devotshmërie të lartë.

*Një nga aspektet e shpalljes jetësore të Pejgamberit ﷺ, dritës së njerëzimit, ishte: lufta dhe përpjekja kundrejt terrorizmit të injorancës.*

Ta kërkosh shërimin në moçalin në të cilin sëmundja ka pikënisjen e saj, nuk është tjetër veçse një përpjekje e kotë dhe një përfundim i mbushur me zhgënjim.

Për fat të keq, liberalizmi dhe kapitalizmi perëndimor, i cili e ka kthyer femrën në diçka të ekspozuar në vitrinë, nuk mund t'i ofrojë asnjë alternativë as mashkullit dhe as femrës.

Konceptimi i familjes si një arenë dhune e vazhdueshme, përpjekja për ta treguar martesën si një vorbull problemesh dhe angarie; propagandat për ta larguar gruan nga shtëpia, për ta trembur nga martesa dhe për ta lënë atë të privuar nga ndjenja me e bukur e të qenit nënë, të gjitha këto kanë vetëm një qëllim të caktuar:

## MANIPULIMI MË I SHËMTUAR...

Largimi i gruas nga pozicioni i vërtetë, nga detyrimet e shenjta që ajo ka dhe transformimi i saj në një shërbëtore në dobi të egove të shëmtuara.

Manipulim me atë buzëqeshje, e cila është ga-

*Zemra e tij nuk u pajtua me dëmtimin e pemëve, qoftë edhe me shkundjen e tyre të panevojshme. Ndërhyri me mëshirë. Nuk u pajtua asnjëherë me mjeljen e kafshëve në kushte të papastra, sidomos mjeljen e gjithë qumështit duke mos lënë aspak për të voglin e saj.*

rancia e lumturisë dhe qetësisë në familje, në rrugë, në ekran, në pazar, në përfitimin e klientëve, në reklama...

Robërimi dhe harxhimi i kotë i dashurisë, mëshirës dhe butësisë së nënës, i programuar me detyrën më të shenjtë, atë të edukimit të fëmijës, në tregjet e shitblerjeve dhe reklamave fitimprurëse.

Së fundmi, me idenë e barazisë në mes të dy gjinive të kundërta në krijim, shtimin e detyrimeve të gruas edhe më shumë në transformimin e shtëpisë në një ring, aq sa burri dhe gruaja do t'i ngjajnë dy gjelave të mbyllur në të njëjtin kotec, ku do të grinden dhe do të përplasen me njëri-tjetrin pa pushim.

Ndërsa në të vërtetë, femra dhe mashkulli janë dy qenie të ndryshme, të cilat plotësojnë njëra-tjetrën. Të mundohesh që t'i barazosh ato është e njëjta gjë, sikur të mundohesh të barazpeshosh një kilogram mollë dhe një kilogram dardha. Nëse ata të dy gjejnë terrenin e përbashkët, tek ata dhe brenda në shoqëri do të mbizotërojë qetësia dhe rregulli. Por nëse ndërmjet tyre mungon respekti reciprok,

*Mëshirë ishte për botën, po po, ai sqarues i së drejtës fe,*
*E shtriu krahun mbi ata që drejtësinë dëshiruan në atdhe.*
*Atë çka bota ka, e gjitha si dhuratë e kontributit të tij;*
*Borxhli i është shoqëria, borxhli edhe ai i vetmi njeri...*

(Mehmed Akif)

dashuria dhe kompromisi, atëherë aty lind dhuna dhe çrregullimet.

Përfundimi i kësaj rruge do të jetë si ai i xhunglës, ku ai me natyrë më të fortë e shtyp atë që është më i dobët. Nëse si zgjidhje do të mendohet ndërhyrja e policisë apo avokatëve në punët e brendshme të familjes, atëherë ky problem do të zgjidhet apo do të thellohet edhe më shumë.

Porse problemet e gruas duhet të zgjidhen në shtëpi, në familjen e saj.

Shtëpia nuk duhet t'i përngjajë një kafazi të ngushtë, por një universi të mrekullueshëm më të madh sesa bota e jashtme, në të cilin univers shpaloset klima e qetësisë, lumturisë, respektit dhe edukimit.

Shtëpitë duhet të jenë vatra të dashurisë, mëshirës dhe qetësisë, në të cilat edukohen fëmijët përpara se të bien pre e sokaqeve dhe rrugëve të pamëshirshme. Aty ku të moshuarit strehohen në krahët e mëshirës pa ndjerë nevojën e falënderimit. Aty ku burri i kthyer nga lodhja në kërkim të hallallit, vrapon i

*I dha rëndësi mësimit të pastërtisë,*
*dashurisë dhe mëshirës. Zemra i tha të mos*
*e shqetësonte nënën e qenushit, e cila po i jepte gji të voglit*
*të saj, andaj vendosi ta ndryshojë drejtimin*
*e gjithë asaj ushtrie të madhe.*

qetë drejt klimës së dashurisë.

Gruaja e devotshme njeh si detyrë ndaj burrit të saj;

- T'ia ruajë atij pasurinë,
- Të kujdeset për shtëpinë,
- T'ia ruajë fëmijët dhe nderin,
- Të krijojë në familje një atmosferë të gëzueshme shpirtërore...

Klima e lumturisë në familje fillon me buzëqeshjen e nënës. Çdo lloj problemi që mund të hasin pjesëtarët e familjes, shikimi me dashuri i nënës i zhduk ato. A ka ndonjë vend nga ku fëmija mund të marrë energjinë e lumturisë dhe të jetës, më të fortë, me të dashur dhe më të thellë sesa zemra e nënës?

Në një shoqëri ku martesa, kjo klimë e mbushur me begati, privohet ose harrohet, në një shoqëri ku numri i divorceve rritet, martesat pakësohen ose vonohen. Në një shoqëri ku qetësia dhe edukata familjare mungojnë, a është e mundur që aty të mos jenë të pranishëm imoraliteti, dhuna, përdhunimet apo çfarëdo lloj tjetër padrejtësie?

*Klima e lumturisë në familje fillon me buzëqeshjen e nënës. Një shikim i nënës me dashuri zhduk çdo lloj problemi që mund të hasin pjesëtarët e familjes.*

Nëse nuk zhduken mikrobet dhe viruset të cilët tjetërsojnë mashkullin dhe femrën në persona të pamëshirshëm, arrogantë, egoistë, atëherë si do ishte e mundur mbrojtja e femrës për një jetë të tërë nga burri, babai, vëllai, fëmijët, xhaxhallarët apo të afërmit e saj?

Patjetër që nuk do ishte e mundur.

## ZGJIDHJA E VETME, DEVOTSHMËRIA

Zgjidhja e vetme është një edukim i cili u flet shpirtërave, një edukim i moralshëm, i cili lulëzon zemrat, praktikon devotshmërinë, praktikon mirësinë.

Feja jonë mbron këta pesë faktorë si përmbledhës të të gjitha rregullave dhe moralit islam:

1. Mbrojtja e jetës;
2. Mbrojtja e mallit (pasurisë);
3. Mbrojtja e fesë;
4. Mbrojtja e mendjes;
5. Mbrojtja e brezave (gjeneratave).

*A ka ndonjë vend*
*nga ku fëmija mund të marrë energjinë e lumturisë*
*dhe të jetës, më të fortë, me të dashur*
*dhe më të thellë sesa zemra e nënës?..*

Në këto pika nuk bëhet asnjë tolerim. Nëse nuk u kushtohet rëndësi brezave të ardhshëm, familjes dhe martesës, nëse nuk parandalohet imoraliteti dhe alkooli, atëherë nuk është e mundur mbrojtja as e jetës dhe as e pasurisë. Po ashtu, nëse nuk i dilet për zot fesë dhe nuk zbatohet devotshmëria, nëse nuk qëndrohet larg nga imoralja dhe egoizmi, atëherë mbrojtja e familjes dhe e gjeneratave nga mashtrimet e djallit dhe kurthet djallëzore është e pamundur.

Kurani Famëlartë na mëson se duhet të lutemi në këtë mënyrë për një familje të qetë dhe të mbarë:

**"O Zoti ynë, dhurona nga gratë tona dhe trashëgimtarët tanë, ç'është prehje për sytë tanë dhe bëna shembull për të mirët!"** (Furkan, 74)

Një brez i artë dhe një grua e mirë buron vetëm nga një shoqëri e devotshme.

Gratë e ndershme dhe të sjellshme meritojnë burra të urtë dhe të devotshëm. Në familjet e privuara nga devotshmëria dhe të zhytura në gjynahe nuk mund të ketë qetësi dhe lumturi, por gjithmonë padrejtësi dhe zemërim.

*Pas një rinie të pastër dhe të moralshme,
në moshën njëzet e pesë vjeçare krijoi së bashku me nënën e besimtarëve, Hatixhen رضي الله عنها familjen më të qetë,
më të lumtur dhe me të bukur të botës.
Kjo familje e bekuar është për ne shembulli
më i mirë i qetësisë dhe i lumturisë familjare.*

Për një brez të mbarë, për fëmijë të hajrit, është e domosdoshme që kafshatat e përziera me gjak para se të lindë dhe të përziera në qumësht, pasi të lindë të jenë të hallallit. Kafshatat i japin fëmijës energjinë e duhur në sajë të mënyrës më të cilën ato janë fituar. Kafshata haram bëhet shkak i errësirës, shthurjes dhe dhunës tek fëmija, ndërsa kafshata hallall i bëhet qetësi, udhëzim dhe mëshirë.

Një familje e qetë nuk formohet e vetme, ka nevojë për mbrojten e Zotit, pasimin e të Dërguarit ﷺ, ka nevojë për përpjekje dhe dua (lutje).

Kjo dua (lutje) e shprehur në ajetin e mësipërm të Kuranit, zë vend pas renditjes së më shumë se dhjetë cilësive të robërve të devotshëm të Allahut. Domethënë, qetësia në familje arrihet vetëm atëherë kur cilësitë e radhitura në Kuran të përputhen me një jetë modeste, të ndritur me dhikër dhe namaz nate, të mbushur me frikë për Ahiretin, larg rrugëve që të çojnë në imoralitet, shpërdorim dhe koprraci. Larg dhunës, padrejtësisë dhe gënjeshtrës, e nënshtruar me pendim dhe zbukuruar me vepra të mira, jo e verbër dhe e shurdhër përballë urdhrave hyjnore, por e gjallë, e ndjeshme dhe vigjilente.

*Fatimja رضي الله عنها, vajza e bekuar e Pejgamberit ﷺ,*
*dhëndrri i tij Aliu (r.a) dhe nipat,*
*të rinjtë e Xhenetit, Hasani dhe Hyseni...*
*Ja kjo është familja më e lumtur,*
*më e hajrit, familja e Ehli Bejtit...*
*Ky është çelësi i lumturisë...*

Dijetari i madh i Pakistanit, Muhamed Ikbali, e shpreh në këtë formë poetike pozicionin e femrës myslimane brenda një shoqërie të tillë të devotshme:

## O FEMRA MUSLIMANE!

"O ti femra myslimane! Mbulesa jote është perdja e nderit tonë. Drita në fytyrën tënde, është vaji e kandilit të besimit tonë.

Pastërtia në krijimin tënd, është mëshirë prej Zotit, është forca e fesë, është themeli i ekzistencës së ymetit tonë.

Ti je ajo që ua mëson shehadetin (dëshminë islame) për herë të parë fëmijëve të sapo ndarë nga qumështi. Dashuria jote rregullon çdo punë, çdo lodhje, çdo mendim e çdo fjalë.

O ti femra myslimane në të cilën janë lënë amanet mirësitë e fesë së Zotit! Zjarri i kësaj feje të madhërueshme është ndezur me frymën tënde.

Ky shekull është hipokrit, mashtrues, pamjen e jashtme e ka të zbukuruar, ndërsa përbrenda

*"Jetoni e silluni mirë me to!*
*Në qoftë se ato nuk ju pëlqejnë aq shumë, (duroni!)*
*sepse është e mundur që juve të mos ju pëlqejë diçka,*
*por që Allahu në atë do t'ju sjellë*
*shumë të mira."* (Nisa, 19)"

mban erë. Hajdutët e këtij shekulli ia presin rrugën karvanëve, të cilët shtegtojnë në rrugën e fesë dhe besimit.

I “mençuri” i këtij shekulli është i verbër, nuk e njeh Krijuesin.

Vetëm ata të cilët kanë dalë jashtë njerëzillëkut mund t’i nënshtrohen zinxhirëve egoistë të këtij shekulli.

Sytë e këtij shekulli janë të mbuluar me gjak dhe pasion rebelues. Shikimin e ka të pamëshirshëm. Qerpikët i ngjajnë kthetrave të cilat dëshirojnë të nënshtrojnë çdo pre që u bie në dorë.

Ai që bie në kurthet e këtij shekulli mendon se është i lirë. Ka pirë helm nga duart e tij dhe akoma mendon se është i shëndetshëm.

Ti je uji i jetës për fidanin e njerëzisë. Ti je ajo që ruan amanetin e këtij ymeti.

Zbulo dhe medito mbi cilësitë e tua të larta në krijimin tënd të pastër! Fatimja e nderuar ﵂, është një shembull i rrallë për ty, mos i ndaj sytë dhe zemrën tënde prej saj!

*Profeti ﷺ, thotë:*
*“Hajduti më i keq është ai që vjedh prej namazit.”*
(Hakim, Mustedrek, I, 353.)

Deri atëherë kur, edhe prej degëve të pemës tënde të lindë një fryt si Hysejni; dhe prej lulishtes së trëndafilave të rikthehet edhe njëherë ajo stinë."

**O Zoti ynë! Na dhuro në familjet tona qetësinë dhe lumturinë që i dhurove familjes së të Dërguarit Tënd ﷺ...**

**O Zoti ynë!**

**Bëji familjet tona burime të mirësisë dhe bereqetit. Na i ruaj prindërit dhe na i udhëzo fëmijët tanë.**

**Amin!..**

*Myslimani duhet ta shfrytëzojë*
*në mënyrën më të mire jetën,*
*e cila përbën kapitalin më të shtrejtë të tij,*
*sepse vetëm kështu mund të shpëtojë*
*nga humbja e madhe.*

وما أرسلناك إلا رحمة للعالمين

A mund të zihet me baltë
ai diell udhëzues!

# ALLAHU E DESHI ATË, PRANDAJ E DËRGOI SI MËSHIRË PËR BOTËT...

*"Dhe Ne nuk të kemi dërguar ty (o Muhamed), veçse si mëshirë për botët."* (Enbija, 107)



## A mund të zihet me baltë ai diell udhëzues!

# ALLAHU E DESHI ATË; PRANDAJ E DËRGOI SI MËSHIRË PËR BOTËT...

### FORMA PRAKTIKE E MORALIT TË BUKUR

Allahu ﷻ, e përshkruan kështu në Kuran të dashurin e Tij, Pejgamberin Muhamed ﷺ:

وَاِنَّكَ لَعَلٰى خُلُقٍ عَظ۪يمٍ

**"Pa dyshim se ti je me moral të lartë."** (Kalem, 4)

وَمَا اَرْسَلْنَاكَ اِلَّا رَحْمَةً لِلْعَالَم۪ينَ

**"Dhe Ne nuk të kemi dërguar ty** (o Muhamed)**, veçse si mëshirë për botët."** (Enbija, 107)

I Madhi Zot, shkallën më të lartë të moralit dhe të devotshmërisë ia paraqiti njerëzimit nëpërmjet portretit të Pejgamberit të Tij shembullor. Ai ﷺ ishte mrekullia e artit të Zotit e shpalosur në formën e njeriut. Ishte shembulli më i mrekullueshëm për të gjithë njerëzimin dhe zgjidhja më e mirë praktike për çdo çështje.

Në lidhje me këtë, Pejgamberi ﷺ, ka thënë:

بُعِثْتُ لِأُتَمِّمَ حُسْنَ الْاَخْلَاقِ

*"Jam dërguar për të plotësuar moralin e bukur."* (Muvatta, Husnul-Hulk, 8)

Për këtë arsye gjithkush synon pasimin me devotshmëri të moralit dhe mirësisë së të Dërguarit të Allahut ﷺ. Kurani na njofton se, madje edhe një grup prej xhindëve erdhën tek i Dërguari i Allahut ﷺ dhe dëgjuan prej tij leximin e Kuranit.

Ai ﷺ nuk është pejgamber vetëm për njerëzit por edhe për "Thekalejn", domethënë për të dy botët, për botën e njerëzve dhe atë të xhindëve... Ai është mëshirë për të gjithë botët...

*Ai është mëshirë për botët. Edhe ne besimtarët,*
*si një shi i mëshirës dhe i dashurisë për çdo krijesë,*
*duhet ta përfaqësojmë të Dërguarin e Allahut ﷺ*
*dhe t'i paraqesim gjithësisë buzëqeshjen*
*e ndritur të fytyrës së Islamit.*

Ai ﷺ do të jetë dëshmues mbi të gjithë pejgamberët ﷺ Ditën e Mahsherit. Ai ﷺ është vula e profetëve. Ai ﷺ është mësuesi i njerëzimit.

Për këtë arsye gjithkush magjepset prej tij.

Madje edhe ata të gjorë që nuk i besuan mesazhit dhe fjalëve të tij.

Armiku më i madh i të Dërguarit të Allahut ﷺ, Ebu Xhehli thoshte:

“Ne e dimë që ti je i besueshëm dhe i drejtë. Por ne nuk e duam atë që ti ke sjellë.”

Domethënë ai, edhe pse egoja nuk e linte, e kishte pranuar të Dërguarin e Zotit ﷺ në ndërgjegjen e tij.

Sipas kuptimit të shprehjes “mirësi është ajo që ta vlerëson edhe armiku”, edhe sot ka shumë mendimtarë dhe filozofë perëndimorë, të cilët pranojnë dhe vërtetojnë këto cilësi të Pejgamberit ﷺ.

Ja për shembull njëri prej tyre:

*Duhet ta përfaqësojmë Profetin ﷺ në atë formë*
*sa ata që na shohin të mbesin të habitur dhe të thonë:*
*“Nëse ymeti i këtij Pejgamberi është kaq i çiltër,*
*i bukur dhe i veçantë, kushedi sesa i madh*
*dhe i mrekullueshëm do të ketë qenë ai vetë.”*

## MË I MADHI NË HISTORI

Shkencëtari amerikan Michael HART në vitin 1979 përgatiti një studim me anë të kompjuterit. Qëllimi ishte të zgjidhte 100 personalitetet më të mëdha të të gjitha kohërave dhe t'i radhiste ato.

Kështu që, shkroi në kompjuter aftësitë, përpjekjet, veprat dhe sukseset e njerëzve të mëdhenj të cilët kanë lënë gjurmë në histori. Në fund të këtij studimi, i cili zgjati për disa muaj, programi kompjuterik zgjodhi emrin më të madh në bazë të të dhënave të regjistruara në memorien e tij. Emri i përzgjedhur në mënyrë objektive nga kompjuteri ishte Muhamedi ﷺ. Ata që përgatitën këtë studim ishin të krishterë, ndërsa Jezusi, sipas Islamit Isai عليه السلام, zuri vendin e pestë.

Pas këtij studimi edhe revista franceze Le Point e shpalli Pejgamberin ﷺ "Personazhi i vitit" në vitin 1979. Ndërsa me 29 dhjetor 1979 gazetat shkruanin për këtë studim dhe e shpjegonin kështu arsyen e asaj radhitjeje:

"Edhe pse Pejgamberi ﷺ ka jetuar një mijë e

*Sihariqi i Pejgamberit ﷺ*
*se një ditë Roma do të çlirohet me tekbire dhe dua,*
*na tregon se sa vend të rëndësishëm*
*do të zërë në triumfet e ardhshme*
*karakteri (personazhi) praktik.*

katërqind e sa vjet përpara (571-632), ndikimi i tij në botë ka qenë jashtëzakonisht i lartë dhe miliona njerëz vazhdojnë akoma të ecin në gjurmët e tij." (Revista Zafer, 97/3-8).

Ky ndikim i madh është një përforcim i qartë hyjnor dhe një konkluzion i rëndësisë së tij si një pejgamber i vërtetë.

Ky ndikim i madh është një konkluzion i paraqitjes së një karakteri dhe morali të veçantë.

Në botë kanë pasur ndikimin e tyre për një kohë të shkurtër edhe filozofë apo politikanë të ndryshëm. Duke tërhequr pas tyre masën e popullit dhe duke u mbështetur në fuqi të mëdha materiale, kanë sunduar njerëz të tillë si Aleksandri i Madh, Nemrudi, Faraoni, Marksi, Hitleri etj. Shumë nga këta ose kanë përjetuar dështimin akoma sa ishin të gjallë, ose janë harruar nga historia pas një kohe të shkurtër pas vdekjes.

Pejgamberi ﷺ dhe burrat e devotshëm kanë gjithmonë një vend të veçantë në zemrat e njerëzve. Modeli i rrugëtimit të tyre është për njerëzit

*Çdo qytetërim prodhon tipin e tij të njeriut.
Ai tip njeriu zhvillohet në përputhje me cilësitë
dhe karakterin e qytetërimit në të cilin bën pjesë.
Civilizimi islam i themeluar nga Pejgamberi ﷺ,
është maja më e lartë e arritur ndonjëherë
në historinë e njerëzimit.*

një portë shpëtimi, qetësie, lumturie dhe mëshire. Ndjekja e gjurmëve të tyre është bërë shkak i një jete të mbushur plot me mirësi.

Historiani francez Lamartine është njëri nga ata dijetarë që ka përshëndetur dhe përgëzuar karakterin dhe triumfet e pashembullta të Pejgamberit të Zotit ﷺ.

## DIFERENCË E PAKRAHASUESHME

“Nëse madhësia e qëllimit, mungesa e mjeteve dhe madhështia e përfundimit do të ishin tre komponentët matës të njeriut gjeni, kush do të kishte guximin të krahasonte figurat më të mëdha të historisë moderne me figurën e Muhamedit ﷺ?” (A. De Lamartine, L'histore de la Turquie)

Le ta shpjegojmë pak këtë fjali:

Truri i njeriut mund të studiohet në tre aspekte të ndryshme:

1. Cili është qëllimi i këtij personaliteti të madh?

2. Ky person çfarë mjetesh posedon?

*Secili nga ne*
*duhet të jetë një përfaqësues*
*dhe ndjekës i Muhamedit ﷺ.*

3. Cili është përfundimi i përpjekjeve për të arritur qëllimin e tij me këto mjete? Sa e lartë është përqindja e suksesit të tij?

Qëllimi i Pejgamberit ﷺ përfshinte të gjithë botën dhe ishte qëllimi më i madh i të gjithë shekujve. Qëllimi i tij ishte kënaqësia e Krijuesit, realizimi i shpalljes hyjnore, përfaqësimi i profecisë së të Madhit Zot. Ai posedonte mesazhin e udhëzimit për njerëzimin dhe lumturisë në të dy botërat, mesazhi i tij ishte aq i madh sa kjo botë dhe tjera. Qëllimi i tij nuk ishte imponimi i diçkaje tek njerëzit, por fitimi i zemrave të tyre. Ai kishte disa ideale madhështore, vendosjen e drejtësisë, zhdukjen e padrejtësisë, themelimin e vëllazërimit dhe të sakrificës reciproke ndër njerëz.

Sa i përket mjeteve dhe mundësive që posedonte;

Pejgamberi ﷺ ka ardhur në këtë botë jetim, është rritur jetim dhe deri në moshën dyzet vjeçare kur i erdhi profecia, nuk ka pasur asnjë përkrahje tjetër përveç mbështetjes shpirtërore dhe materiale të gruas së tij Hatixhes. Shumica e pasuesve të tij

*Nëse çdonjëri nga ne do ta përfaqësonte në mënyrën më të mirë Pejgamberin ﷺ. Mesazhi i Pejgamberit ﷺ të cilin e solli për të gjithë njerëzimin, do të përhapej në çdo skaj të botës me po atë shpejtësi, shpirt dhe sinqeritet që ishte përhapur në kohën e sahabëve të nderuar.*

ishin të varfër dhe të dobët. Nuk kishte as pasuri për të harxhuar në realizimin e synimeve të tij. Në të shumtën e rasteve nuk kishte çfarë t'u dhuronte të tjerëve përveçse një buzëqeshje të ngrohtë. Si ai ashtu edhe shokët e tij shpeshherë ishin të detyruar të shtrëngonin fort barkun nga uria që kishin, ndërsa në udhëtimet e largëta tre vetë hipnin me radhë në një deve në mungesë të mjeteve të udhëtimit.

Nëse do të bënim një krahasim në mes të pejgamberëve të Zotit, Muhamedi ﷺ nuk pati mrekulli të ngjashme me erërat në urdhrin e Sulejmanit عليه السلام dhe as me shkopin e Musait عليه السلام, me të cilin ndante detin apo nxirrte ujë prej shkëmbit. Por ai ﷺ, nuk posedoi asgjë tjetër përveç një zemre e cila synonte qetësimin e njerëzve me erërat e dashurisë dhe zbutjen e zemrave të ngurta me lotët dhe djersën e derdhur me vepra të mira dhe të hallallit.

Në këtë synim të madh dhe mundësi të vogla:

Përgjigjen e pyetjes se cili ishte përfundimi material dhe shpirtëror i mesazhit të të Dërguarit të Allahut ﷺ mund ta gjejmë të qartë në momentin e hutbes së lamtumirës:

*Qëllimi më i madh në dashurinë për të Dërguarin ﷺ është ta njohësh dhe ta shohësh atë. Sepse nuk ekziston një zemër e vërtetë e cila e njeh atë dhe e shikon dhe pastaj të mos e dojë, të mos e përgëzojë apo të mos e pranojë vërtetësinë e tij.*

Nga një shoqëri paraislamike e emëruar "injorante" në të cilën foshnjat femra groposeshin të gjalla, adhuroheshin idhujt, shpërthenin luftërat ndër fise dhe ku nuk ekzistononte asnjë formë ligji politik apo shoqëror, lindi një popull madhështor, besimtar, i ndërgjegjshëm, i moralshëm, i mëshirshëm, sakrifikues, luftëtar i nderit dhe i vëllazërueshëm në fe.

Një territor madhështor i cili në fillim ndikoi mbi të gjithë gadishullin arabik, më pas u dërguan delegatë në Etiopi, Irak dhe në Sham, brenda 30 viteve u arrit nga Semerkandi në Kajravan e pas disa shekujsh shtriu ndikimin e tij të ndritur në të gjithë kontinentet e globit.

Një ndikim që nuk shuhet, një ndikim që nuk zhduket kurrë deri në Ditën e Kiametit.

Një qytetërim i cili rinovohet vazhdimisht dhe që prodhon figura të larta në çdo kohë.

Ka lindur burra të drejtë si Omeru'l-Faruku, Omer bin Abdulazizi, Selahaddin Ejjubi, Alparsllani, Muhamed Fatihu, Sulltan Sulejmani.

*Madje edhe shpirtërat e burgosur nën prangat e egoizmit dhe dëshirave djallëzore kur e kanë parë apo njohur sadopak Pejgamberin e Zotit ﷺ, nuk kanë gjetur fjalë tjetër përveçse të thonë ai është "i besueshmi, i drejti".*

Një popull i cili i dërgoi në shkallët më të larta jetësore dhe i vendosi në jetë cilësitë njerëzore të mëshirës, dashurisë, butësisë dhe sakrifikimit. Një popull në të cilin nuk gjendej një i varfër për të marrë zekatin. Një vend me klimë të qetë ku nuk ka nevojë për psikiatri. Tempull i zemrave të lidhura fort njëra me tjerën si një zinxhir i hekurt, aty ku mërzitja dhe depresioni nuk gjejnë të çarë për të depërtuar brenda.

Çdo qytetërim prodhon formën e njeriut të vet. Ndërsa ajo formë e njeriut posedon cilësitë dhe karakterin e civilizimit, në të cilin lind dhe rritet që do të thotë se është gjithmonë në përshtatje me të.

Civilizimi islam i themeluar nga Profeti ﷺ, është maja më e lartë e arritur ndonjëherë në historinë e njerëzimit. Shkaku i kësaj arritjeje është përputhja e formës natyrore e të pastër të krijimit të njeriut me diturinë, madhështinë, urtësinë hyjnore.

Të gjitha këto arritje të këtij ymeti të ndriçuar nga bota shpirtërore profetike, ishin si rezultat i përcjelljes në çdo hap të jetës së të Dërguarit të Allahut ﷺ, i cili ishte si një Kuran i gjallë.

*Ai ﷺ erdhi si dritë për njerëzimin...*
*Qëllimi i dritës së tij ishte të ndriçonte botën...*
*Për këtë shkak të gjithë ishin të mahnitur prej tij...*
*Madje edhe mendjelehtët të cilët*
*nuk arritën t'i besonin...*

Suksesi i pakrahasueshëm në misionin e arritur nga Pejgamberi i Zotit, Muhamedi ﷺ, me mundësi të pakta dhe mjaft të dobëta, është një tregues i qartë i karakteristikave të tij të larta, si dhe moralit të tij shembullor.

## MAHNITJA PAS PERSONALITETIT TË TIJ

Njerëzit mahniten gjithmonë pas personaliteteve të mëdha.

Për këtë shkak njerëzimi është gjithmonë në kërkim. Në kërkim për të gjetur shembullin e veçantë nga të tjerët, udhëzuesin ideal, të përsosurin.

Adresa më e drejtë dhe më e natyrshme e kësaj nevoje janë pa dyshim profetët dhe njerëzit e mirë të Zotit. Ata me veprat, me fjalët dhe me ndikimin e tyre të lindur nga sinqeriteti dhe çiltërsia, arrijnë të fitojnë zemrat dhe shpirtërat e pastër në mes të njerëzve.

I dërguar si mëshirë për botën, Pejgamberi ynë i dashur, Muhamedi ﷺ ishte vula plotësuese e karvanit të profetëve të Zotit, pishtari ndriçues i të

*Armiku më i madh i të Dërguarit të Allahut ﷺ, Ebu Xhehli thoshte: "Ne e dimë që ti je i besueshëm dhe i drejtë, por ne nuk e duam atë që ti ke sjellë." Domethënë ai, edhe pse egoja nuk e linte, e kishte pranuar të Dërguarin e Zotit ﷺ në ndërgjegjen e tij...*

devotshmëve dhe të dashurve të Zotit. Në periudhën e shkurtër 23 vjeçare të misionit të tij si profet, ai ﷺ arriti të edukojë me mijëra burra të cilët u quajtën sahabë (shokët e Pejgamberit). Ai diell udhëzues nuk kishte pasues vetëm nga fisi Kurejsh apo fiset e tjera përreth. Pas tij vrapuan edhe Selman el-Farisiu, Suhejb er-Rumi, Uvejs el-Karani e shumë e shumë të ngjashëm me ta.

Fytyra e Pejgamberit ﷺ ishte aq e ndritur dhe aq mahnitëse, saqë një nga dijetarët hebrenj të asaj kohe, Abdullah bin Selami ﵁ kur e kishte parë fytyrën e të Dërguarit të Allahut ﷺ kishte thënë:

**“Kjo fytyrë nuk gënjen.”**

Më pas kishte pranuar Islamin.

Bota shpirtërore dhe përsosmëria e personalitetit të Pejgamberit ﷺ ishin në atë shkallë të lartë, saqë dy mbretërit e mëdhenj të asaj kohe e pranuan dhe u përulën përballë së vërtetës së mesazhit të tij, edhe pse nuk patën kurrë mundësinë ta shikonin atë nga afër. Mbreti i Etiopisë, Nexhashiu, pranoi Islamin. Ndërsa perandori i Bizantit, Herakliu, edhe

*Fytyra e Pejgamberit ﷺ ishte aq e ndritur dhe aq mahnitëse, saqë një nga dijetarët hebrenj të asaj kohe, Abdullah bin Selami ﵁ kur e kishte parë fytyrën e të Dërguarit të Allahut ﷺ kishte thënë: “Kjo fytyrë nuk gënjen.” Më pas kishte pranuar Islamin.*

pse nga frika e humbjes së pushtetit nuk e shprehu dot haptas, në ndërgjegjen e tij e kishte pranuar mesazhin dhe të vërtetën e profecisë së Muhamedit ﷺ.

Ndërsa sahabët, shokët e nderuar të Pejgamberit ﷺ, kudo që shkuan, ndriçuan si kandilat e mesazhit islam duke urdhëruar për të mirën dhe duke ndaluar të keqen. Në këtë mënyrë u bënë shkak që kjo botë dhe bota e pafundme e Ahiretit të bëhen vendbanim i lumtur për miliona e miliona njerëz.

Ashtu sikurse në shekullin e parë të Islamit, edhe në shekujt më pas, përpara kësaj përhapjeje të shpejtë të dritës së Islamit u paraqitën pengesa të ndryshme.

## KURTHET E SHPIFJEVE DHE PADREJTËSIVE

Njohja e Islamit dhe e Pejgamberit ﷺ, përhapja e ideve të reja dhe simpatia e treguar ndaj fesë dhe të Dërguarit të Allahut ﷺ i shqetësonte së tepërmi këto grupe:

• Tiranët të cilët nuk dëshironin të humbisnin interesat dhe pushtetin e tyre të dhunshëm...

*Shkencëtari amerikan Michael Hart shkroi në kompjuter aftësitë, përpjekjet, veprat dhe sukseset e njerëzve më të mëdhenj të cilët kanë lënë gjurmë në histori. Në fund të këtij studimi i cili zgjati për disa muaj, programi kompjuterik zgjodhi emrin më të madh në bazë të të dhënave të regjistruara në memorien e tij. Emri i përzgjedhur nga kompjuteri ishte Muhamedi (a.s.).*

• Ata të cilët pretendonin të ishin artistët dhe dijetarët e vërtetë, u befasuan që me ardhjen e dritës së Islamit dhe zhdukjen e errësirës; injoranca, dembelizmi dhe imoralitetiti i tyre do të dilte në shesh...

• Udhëheqësit ziliqarë të feve të shpikura apo të ndryshuara gjatë rrjedhës së historisë...

• Ata të cilët shpirtin e kishin të mbushur me mohim dhe dyfytyrësi; të shoqëruar nga verbëria dhe injoranca...

Këta fatkeqë vazhdimisht shpifnin kundrejt Pejgamberit të Zotit, Muhamedit ﷺ.

Ata që në fillim e thërrisnin Pejgamberin ﷺ el-Emin (i besueshmi), më pas filluan t'i thonë mashtrues.

Ata që pasurinë dhe paratë e tyre ia dorëzonin Pejgamberit ﷺ për t'ua ruajtur dhe nuk kishin asnjë dyshim në besueshmërinë e tij, më pas filluan të pretendonin se ai ﷺ po shpifte ndaj Allahut ﷻ.

Gjatë rindërtimit të Qabes së bekuar, ata të mjerë

*Bota shpirtërore dhe përsosmëria e personalitetit të Pejgamberit ﷺ ishin në atë shkallë të lartë, saqë dy mbretërit e mëdhenj të asaj kohe e pranuan dhe u përulën përballë së vërtetës së mesazhit të tij, edhe pse nuk patën kurrë mundësinë ta shikonin atë nga afër.*

të cilët u grindën mes njëri-tjetrit dhe si zgjidhje menduan të rrëmbenin shpatat, kur e panë atë burrë të hynte në derën e Qabes, u qetësuan dhe e zgjodhën si gjykatës të grindjes, për shkak të mençurisë dhe maturisë që posedonte. Ishin po ata njerëz që më pas do t'i thonë "i çmendur".

Edhe pse nuk e kishin dëgjuar kurrë të shkruante apo recitonte ndonjë poezi, për t'i përngjarë ajetet e Kuranit me vargjet e poezive, thane: "Ai nuk është pejgamber, por poet".

Thjesht për të mohuar mesazhet e mrekullueshme të ardhura prej Zotit të Gjithësisë, madje duke e ditur shumë mirë të vërtetën, i thanë: "magjistar".

Personaliteti i ndritur i Pejgamberit ﷺ i thau të gjitha ato këneta dhe ferra përreth e arriti të mbjellë në tokën e pastër të zemrave, trëndafilat e qëndisur me emrat e sahabëve, shokëve të tij më të mirë.

Të ngjashme me ato që përjetoi Pejgamberi i Zotit ﷺ i përjetoi edhe ymeti (populli) i tij gjatë gjithë historisë.

Ndërsa drita e Islamit përhapej në çdo cep

*Mbreti i Etiopisë, Nexhashiu pranoi Islamin. Ndërsa Imperatori i Bizantit, Herakliu, edhe pse nga frika e humbjes së pushtetit nuk e shprehu dot haptas, në ndërgjegjen e tij ai e kishte pranuar mesazhin dhe të vërtetën e profecisë së Muhamedit ﷺ.*

të botës duke zhdukur errësirën e dhunës dhe të padrejtësive, disa klerikë të cilët frikësoheshin nga humbja e posteve apo detyrave që kishin, filluan të nxitnin e të organizonin njëra pas tjetrës fushatat famëkeqe të kryqëzatave. Në anijet e tejmbushura me ushtarë, Islami u shpjegua në formën më të errët dhe më negative.

Feja më e pastër monoteiste, Islami, u paraqit tek ata si "fe pagane".

U përhapën gënjeshtrat se gjoja pakicat e krishtera, si ato të grekëve dhe armenëve, jetonin nën dhunën apo persekutimin e myslimanëve, megjithëse në shtetin islam mbrohej me të drejtë liria e besimit dhe fesë. Nën ndikimin e këtyre shpifjeve, kur erdhën ushtarët e kryqëzatave ushtruan masakrat më të egra mbi popullin e Kudsit (Jeruzalemit).

Madje edhe në luftën e Çanakkale-së, myslimanët e Indisë dhe Pakistanit u mashtruan nën parullat se gjoja "po shkojmë në ndihmë të Kalifit (udhëheqësit mysliman)" dhe u dërguan kundër myslimanëve.

*Ta mbajmë Profetin (paqja qoftë mbi të) në zemër dhe të praktikojmë moralin e tij të lartë është krenari dhe tregues i gjallë i besimit tonë.*

Dje mundësitë dhe mjetet ishin më të pakëta, andaj edhe shpifjet nuk kishin shumë ndikim. Ndërsa sot, nën petkun e artit, mendimit të lirë, kinemasë dhe karikaturave, ushtrohet një propagandë e rrezikshme ofendimesh dhe keqinterpretimesh.

Me anë të depërtimit të ofendimeve të pamoralshme synohet që të pengohet orientimi i mbarë njerëzimit drejt Pejgamberit të Zotit, Muhamedit ﷺ, shembullit më të mirë, poseduesit të moralit më të bukur dhe më madhështor, për të cilin njerëzimi ka nevojë, ashtu siç ka nevojë për ujë dhe oksigjen.

Ne e dimë që vendin e fesë, besimit dhe gjendjes shpirtërore nuk mund ta zërë asgjë. Ideologjitë e ndryshme si ajo e komunizmit apo pozitivizmit, të cilat pretendonin shkatërrimin e fesë, falimentuan me kohë. Kristianizmi, si një fe së cilës i ka kaluar koha, e devijuar dhe e lënë pas dore, tani nuk gjen më vend as në zemrat e të krishterëve. U mendua se vendin e tij mund ta zinin besimet e Lindjes së Largët, por edhe ato nuk arritën ta përballojnë etjen dhe urinë që ndjen natyra e pastër njerëzore. Me gji-

*Të gjitha kuptimet apo shprehjet e përdorura për të pasqyruar botën e tij të pafundme shpirtërore apo madhështinë e tij njerëzore, do të mjaftonin vetëm si hyrje në librin e bibliografisë së tij.*

thë këto intriga dhe shpifje të mbushura me smirë e xhelozi, përsëri Islami vazhdon të tërheqë mendjet dhe zemrat e njerëzve nga çdo cep i botës.

Islami është adresa e vetme e shpëtimit në këtë botë dhe në Ahiret. Ata që sot pretendojnë se janë themeluesit e civilizimit modern dhe marrin kurajon të hedhin fjalë kundër të Dërguarit të Allahut ﷺ, nuk kanë themeluar asgjë tjetër, përveçse mbretërinë e injorancës, brenda së cilës vuajnë pasojat e ndërgjegjes dhe shpirtit. Morali është zhdukur, urrejtja dhe armiqësia ndërmjet të pasurit dhe të varfërit është rritur, familja është shkatërruar, ndërsa fëmijët vrapojnë pas drogës dhe alkoolit në kërkim të lumturisë së humbur.

Të gjitha këto dukuri tregojnë se Islami është zgjidhja e vetme, kurse rruga e vetme e botës perëndimore të zhytur në shkatërrimin moral dhe shpirtëror, është përvetësimi i këtij sistemi madhështor. Filmat kundrejt personazhit të Pejgamberit ﷺ, tentativat për të djegur Kuranin Famëlartë, çetat e formuara nga mllefi dhe urrejtja kundrejt kësaj feje,

*I vetmi pejgamber dhe i vetmi njeri*
*të cilit i njihet e tërë jeta në histori,*
*madje edhe në detajet më të vogla,*
*është Muhamedi ﷺ.*

kanë vetëm një qëllim, pengimin e drejtimit të njerëzve nga Islami;

## QËLLIMI ËSHTË PARANDALIMI I SUKSESIT

Por me lejen e Allahut kurrë nuk do t'ia arrijnë. Sepse në ajetin e Kuranit thuhet kështu:

يُرِيدُونَ اَنْ يُطْفِؤُا نُورَ اللّٰهِ بِاَفْوَاهِهِمْ

وَيَاْبَى اللّٰهُ اِلَّا اَنْ يُتِمَّ نُورَهُ وَلَوْ كَرِهَ الْكَافِرُونَ

**"Ata dëshirojnë ta fikin dritën** (fenë) **e Allahut me gojën e tyre, por Allahu ka vendosur vetëm që ta përsosë dritën e Vet, edhe sikur mohuesit ta urrejnë këtë gjë."** (Tevbe, 32)

Është për t'u çuditur se si në të gjitha vendet e botës në të cilat popullsia myslimane është dominuese, të krishterët në mënyrë direkte ose indirekte ushtrojnë ose ndihmojnë në ushtrimin e aktiviteteve të ndryshme të terrorit, pushtimit apo anarkisë, duke derdhur gjak myslimani...

E megjithatë, të gjitha këto poshtërsi që ata vetë

*Të gjitha fjalët, veprat dhe mendimet e tij*
*janë regjistruar në çdo moment duke u kthyer kështu*
*në monumente të krenarisë për mbarë njerëzimin.*
*Jeta e tij do të jetë si shembull për të gjithë brezat*
*e ardhshëm deri në Ditën e Kiametit.*

bëjnë, mundohen t'ia hedhin Islamit dhe Pejgamberit të kësaj feje, Muhamedit ﷺ. Mundohen me mish e me kockë që Islamin ta tregojnë si një fe të egër, të vështirë, të rëndë apo të prapambetur.

Provuan me të gjithë forcën e tyre të errët që t'i bëhen perde asaj drite, ta përbaltin me shpifje atë diell ndriçues. U munduan t'i presin degët pemës që jep fruta.

Por atij nuk arritën t'i bëjnë dot asgjë. Me ato fjalë të ndyra, nuk përlyen gjë tjetër, përveç gojës së tyre. Balta në ato duar njollosi veç karakterin e tyre të ndyrë.

I vetmi pejgamber dhe i vetmi njeri të cilit i njihet e tërë jeta në histori, madje edhe në detajet më të vogla, është Muhamedi ﷺ. Të gjitha fjalët, veprat dhe mendimet e tij janë regjistruar në çdo moment duke u kthyer kështu në monumente të krenarisë për mbarë njerëzimin. Jeta e tij ﷺ do të jetë si shembull për të gjithë brezat e ardhshëm deri në Ditën e Kiametit.

Kështu që:

*Nuk ka asgjë për t'u çuditur me sjelljet ofenduese të Ebu Xhehlëve dhe Ebu Lehebëve të kohës, kundrejt Pejgamberit të Zotit ﷺ. Dihet se hajduti dyqanin e argjendarisë synon të vjedhë. Pema që ka fruta goditet me gurë.*

Nuk ka asgjë për t'u çuditur me sjelljet ofenduese të Ebu Xhehlëve dhe Ebu Lehebëve të kohës, kundrejt Pejgamberit të Zotit ﷺ.

Dihet se hajduti dyqanin e argjendarisë synon të vjedhë. Pema që ka fruta goditet me gurë.

Ashtu sikurse Ebu Xhehlët e djeshëm, edhe pasardhësit e sotëm të injorancës nuk kanë lënë vend pa kërkuar në jetën dhe në karakterin e Pejgamberit ﷺ, por nuk kanë gjetur asgjë, qoftë edhe një detaj të vogël, për të kritikuar.

Duke qenë kështu, nuk kanë gjetur zgjidhje tjetër, veçse të qetësojnë urrejtjen e tyre me anë të shpifjeve dhe intrigave.

Këto intriga do të zgjasin në një mënyrë apo tjetër deri në Ditën e Kiametit.

Por ajo që ne duhet të pyesim është kjo:

Çfarë detyre kemi ne si ymeti i Muhamedit përballë këtyre shpifjeve?

Ata me këto sjelljet e tyre, mundohen të mbulojnë të vërtetën e Pejgamberit ﷺ. Me anë të zhurmës

*Ashtu sikurse Ebu Xhehlët e djeshëm, edhe pasardhësit e sotëm të injorancës nuk kanë lënë vend pa kërkuar në jetën dhe në karakterin e Pejgamberit ﷺ, por nuk kanë gjetur asgjë, qoftë edhe një detaj të vogël, për të kritikuar. Duke qenë kështu, nuk kanë gjetur zgjidhje tjetër veçse të qetësojnë urrejtjen e tyre me anë të shpifjeve dhe intrigave.*

që krijojnë, dëshirojnë që fjala e Kuranit të mos dëgjohet. Me ato paraqitje të ndyra, mundohen t'i tërheqin shikimet nga drita e moralit më të mirë të botës.

Atëherë, ajo që na takon ne të bëjmë, është t'ia paraqesim njerëzimit të Dërguarin e Zotit ﷺ, në formën e tij më të denjë.

Ndërsa rruga për ta arritur këtë gjë është, njohja dhe përfitimi sa më shumë prej tij ﷺ.

## TË JETOJMË ME TË...

Jeta e Pejgamberit ﷺ, u plotësua në vitin 632. Sot nuk jemi në gjendje që ta mbrojmë atë ﷺ, në aspektin fizik. Por, ashtu sikurse çdonjëri nga ne është dëshmitar i Zotit në tokë, edhe si ymet i të Dërguarit të Zotit ﷺ, jemi të obliguar që të mbrojmë moralin, personalitetin dhe Sunetin e Profetit ﷺ.

Ta duash atë, do të thotë të jesh me të në zemër, në fjalë e në vepër. Në hadithin e tij të bekuar thuhet:

اَلْمَرْءُ مَعَ مَنْ اَحَبَّ

*O Allah!..Duke na bërë pjesë të ymetit të më të dashurit Tënd, Ti na dhe dhuratën më të madhe. O Allah! Plotësoje mirësinë Tënde mbi ne duke na bërë prej atyre të cilët përfitojnë prej zemrës, prej moralit kuranor dhe prej Sunetit të tij të bekuar dhe na bëj të denjë për ymetin e tij...*

*"Njeriu është me atë që do."* (Buhariu, Edeb, 96)

Në fytyrën e secilit prej nesh duhet të reflektojë buzëqeshja e tij.

Nga fjalët tona duhet të derdhen vetëm modestia dhe çiltërsia e tij.

Në veprimet tona duhet të mishërohet sinqeriteti, pastërtia dhe devotshmëria e tij.

Me faljen, mëshirën, dashurinë, bujarinë, sakrificën, modestinë dhe qëndrueshmërinë tonë, le të përpiqemi të fitojmë sadopak prej moralit të tij të lartë.

Ai u dërgua si mëshirë për botët.

Ne, besimtarët, duhet të sillemi me mëshirë dhe dhembshuri ndaj çdo krijese, duke përfaqësuar me dinjitet Profetin ﷺ dhe duke qenë pionierët e buzëqeshjes në fytyrën e ndritur të Islamit.

Ky përfaqësim me dinjitet i të Dërguarit të Allahut, ishte shkak që të parët tanë të fitonin zemrat e njerëzimit në mbarë botën.

Një nga shembujt e pafund është ky:

*O Allah!..Na mundëso që Profetin ﷺ, ta paraqesim dhe ta tregojmë në formën më të bukur tek njerëzit të cilët akoma nuk e kanë njohur atë dhe na jep sukses në realizimin e kësaj përgjegjësie të madhe... Duke qenë kjo motoja e jetës tonë, na bashko me të Dashurin Tënd në Xhenet.*

Sulltan Fatih Mehmeti, pasi e çliroi Bosnjën, dërgoi në ato zona njerëz të zgjedhur, të cilët përfaqësonin me dinjitet bukurinë dhe nurin e Islamit. Boshnjakët u magjepsën kur panë të mishëruar në komshinjtë e tyre myslimanë moralin dhe karakterin e lartë të Pejgamberit ﷺ, vendosën që më pas të pranonin të qetë Islamin.

Kështu ka ndodhur edhe çlirimi i Kosovës nga Sulltan Murati.

Devotshmëria jonë, forma jonë praktike, morali dhe e gjithë ekzistenca jonë duhet të arrijë në atë shkallë të përfaqësimit të Pejgamberit ﷺ, saqë kur njerëzit të dëgjojnë shpifjet që bëhen ndaj atij profeti të madh apo të krahasojnë shpifjet e trillimet me moralin tonë madhështor, atëherë nuk do të arrijnë të mendojnë gjë tjetër, përveçse të thonë: "Përderisa ymeti i këtij Pejgamberi është kaq i çiltër, kaq i bukur dhe kaq i veçantë, kushedi se sa i madh, sa i përkryer dhe sa madhështor do të ketë qenë ai vetë!"

**O Allah!**

**Duke na bërë pjesë të ymetit të më të dashurit**

*Ta duash Profetin ﷺ, do të thotë*
*të jesh me të në zemër, në fjalë e në vepër.*
*Në hadithin e tij të bekuar thuhet:*
*"Njeriu është me atë që do."*
(Buhari, Edeb, 96)

**Tënd, Ti na dhe dhuratën më të madhe. O Allah! Plotësoje mirësinë Tënde mbi ne duke na bërë prej atyre të cilët përfitojnë prej zemrës, prej moralit kuranor, prej Sunetit të tij të bekuar dhe na bëj të denjë për ymetin e tij...**

**O Allah!..**

**Na mundëso që të Dërguarin e Nderuar ﷺ, ta paraqesim dhe ta tregojmë në formën më të bukur tek njerëzit të cilët akoma nuk e kanë njohur atë. Na jep sukses në realizimin e kësaj përgjegjësie të madhe. Duke qenë kjo motoja e jetës tonë, na bashko me të Dashurin Tënd në Xhenet.**

**Amin!**

*Në fytyrën e secilit prej nesh duhet të reflektohet buzëqeshja e tij, paqja dhe mëshira e Zotit qoftë mbi të. Nga fjalët tona duhet të burojnë vetëm modestia dhe çiltërsia e tij ﷺ. Në veprimet tona duhet të mishërohet sinqeriteti, pastërtia dhe devotshmëria e tij ﷺ.*



# PËRGËZIMI I ISAIT عليه السلام

*Muhamedi ﷺ, është pejgamberi i fundit për mbarë njerëzimin dhe mundësia e patjetërsueshme e fitimit të kësaj bote dhe Ahiretit. Ajo që i takon të gjithë njerëzimit mbarë është, përqafimi fort pas kësaj mirësie të madhe të Zotit; përulja me zemër e me shpirt përpara urtësisë dhe begatisë që ai solli.*



# PËRGËZIMI I ISAIT عليه السلام

## BESIMI NË PEJGAMBERËT

Filozofët i themelojnë sistemet e tyre filozofike duke i kritikuar dhe kundërshtuar filozofët e tjerë para tyre.

Ndërsa pejgamberët i themelojnë sistemet e tyre të besimit duke vërtetuar njëri-tjetrin.

Njëri prej principeve të një besimi të drejtë është edhe besimi në të gjithë pejgamberët e Allahut.

Nga ky aspekt, nuk ka asnjë pejgamber i cili nuk ka pranuar apo nuk ka besuar një pejgamber tjetër. Çdo pejgamber i ka besuar patjetër qoftë pejgamberëve para tij, qoftë atyre të cilët kanë jetuar në të njejtën kohë me të.

Gjithashtu për arsye të shpalljes dhe përgëzimit nga ana e Allahut ﷻ, pejgamberët ishin të urdhëruar të besonin pejgamberët që do të vinin më pas dhe të përgëzonin njerëzit për ardhjen e tyre. Kështu që, çdo pejgamber i ri, konsiderohej edhe si një përgëzim i ri hyjnor.

Shembullin e fundit të të cilit e shikojmë në pejgamberin Isa عليه السلام.

Në shpalljen e Zotit, në Inxhil, flitet për pejgamberin e fundit të dërguar për njerëzimin mbarë. Lajmin e ardhjes së Muhamedit (Perikli) e ka lajmëruar Isai عليه السلام dhe i ka ftuar njerëzit që t'i besojnë atij.

## PERIKLI / AHMED

Në lidhje me përgëzimin e Isait عليه السلام, për ardhjen e pejgamberit Muhamed ﷺ, gjejmë të shkruar kështu në Inxhil (Bibël).

*"Edhe unë do t'i lutem Atit dhe Ai do t'ju japë një Mbrojtës tjetër (Perikli), që të jetë me ju përgjithmonë."* (Gjoni, 14/ 16)

Pastaj Isai, ardhjen e pejgamberit të fundit Ah-

*Muhamedi ﷺ:*
*"Unë jam duaja (lutja) e babait tim Ibrahimit,*
*Përgëzimi i vëllait tim Isait (Jezusit)*
*Dhe ëndrra e nënës sime Amine."*
*(Ahmed bin Hanbel, V, 262.)*

medit ﷺ, e kushtëzoi me largimin e tij nga kjo botë duke thënë:

*“Por, unë po ju them të vërtetën: është më mirë për ju të shkoj, sepse po s’shkova, Mbrojtësi nuk do të vijë te ju, kurse, po shkova, do ta dërgoj te ju. E kur të vijë Ai, do ta vërtetojë se bota e ka gabim në lidhje me mëkatin, me drejtësinë dhe me dënimin. Në lidhje me mëkatin pse nuk besojnë në mua. Kam edhe shumë të tjera për t’ju thënë por tani s’mund t’i kuptoni. E kur të vijë ai Shpirti i së Vërtetës Ai do t’ju udhëzojë ta njihni tërë të Vërtetën. Ai s’do të flasë prej vetvetes, por do të flasë çka të dëgjojë dhe do t’ju zbulojë të ardhmen.”* (Gjoni, 16/ 7-9, 12-13.)

Fjala “Faraklit” e përdorur në tekstin e mësipërm e ka kuptimin “hamd” falënderim.

Disa nga teologët kristianë kanë thënë se kjo fjalë do të thotë “muhal-lis” (shpëtimtar), ndërsa disa të tjerë e kanë komentuar në kuptimin “hammâd” dhe “hamîd”.

Kështu që kuptimi i saktë i fjalës “Faraklit” është tejet i qartë, që do të thotë Ahmed dhe Muhamed.

*Jezusi عليه السلام, iu tha dishepujve të tij: “Është më mirë për ju të shkoj, sepse, po s’shkova, Mbrojtësi nuk do të vijë te ju, kurse, po shkova, do ta dërgoj te ju... E kur të vijë ai Shpirti i së Vërtetës Ai do t’ju udhëzojë ta njihni tërë të Vërtetën. Ai s’do të flasë prej vetvetes”* (Gjoni, 16/ 7-9, 12-13.)

Përgëzimi i Isait për ardhjen e Muhamedit ﷺ, tregohet kështu në Inxhilin sipas Barnabas, kapitulli 39:

Dishepujt e Pyetën Jezusin عليه السلام;

“Si e ka emrin Mesihu për të cilin na fole dhe si do ta kuptojmë ardhjen e tij?”

Jezusi عليه السلام, u përgjigj kështu:

*“Emri i Mesihut (të Dërguarit) është shumë i bukur. Kur i Madhi Zot e krijoi nurin (dritën) e tij, i dha këtë emër dhe e atë e vendosi në mes të mrekullisë qiellore. Pastaj urdhëroi dhe tha;*

*“Për hatrin tënd Unë krijova Xhenetin, botën dhe shumë krijesa të tjera. Të gjitha këto po t’i dhuroj ty. Ai që të vlerëson, do të ketë mirësi nga Unë; ai që të mohon, do të gjejë mallkimin Tim. Unë do të të dërgoj në tokë si të Dërguarin Tim. Fjala jote do të jetë vetëm e vërteta. Toka dhe qielli mund të zhduken, porse imani (besimi) yt do të qëndrojë përgjithmonë.”*

*Emir i tij do të jetë Faraklit (Ahmed).”*

Në atë moment besimtarët të cilët gjendeshin përreth Jezusit عليه السلام, thirrën me zë të lartë:

*“Ata që u kemi dhënë Librin, e njohin atë (Profetin ﷺ), ashtu siç i njohin bijtë e tyre, por disa prej tyre e fshehin të vërtetën, duke e ditur mirë.” (Bekare, 146)*

*“O Ahmed! Hajde sa më shpejt të shpëtosh botën.”* (këtë version dhe të ngjashme me të mund t’i gjeni edhe në Ungjillin sipas Barnabas, kapitujt 41 dhe 97)

Gjithashtu Kurani Famëlartë e tregon kështu përgëzimin e Isait عليه السلام, për ardhjen e Muhamedit ﷺ:

**“Kujto kur Isai, i biri i Merjemes, tha: “O bijtë e Izraelit, unë jam i dërguari i Allahut tek ju, për t’ju vërtetuar Teuratin e shpallur para meje dhe për t’ju sjellë lajmin e gëzueshëm për një të dërguar, emri i të cilit është Ahmed, që do të vijë pas meje”. Por, kur ai u solli atyre shenja të qarta, ata thanë: “Kjo është magji e hapur!”** (Saff, 6)

Për këtë arsye Muhamedi ﷺ, thotë:

*“Unë jam duaja (lutja) e babait tim Ibrahimit, përgëzimi i vëllait tim Isait (Jezusit) dhe ëndrra e nënës sime Amine.”* (Ahmed bin Hanbel, V, 262)

## PATI QË E BESUAN DHE QË NUK E BESUAN

Ashtu siç e treguam edhe në shembujt e mësipërm, emri dhe cilësitë e Profetit ﷺ, përmendeshin në librat e shenjtë përpara se ai të nderonte botën me ardhjen e tij.

*Nëse njeriu posedon një zemër të pastër dhe të sinqertë në rrugën e Allahut, ai vazhdon të ecë në rrugë të drejtë. Nëse nuk e ka, atëherë e ka humbur drejtimin dhe mbetet larg Allahut dhe të Dërguarit të tij.*

Lajmet për ardhjen e Pejgamberit ﷺ, janë të qarta si në Tevrat, ashtu edhe në Inxhil.

Domethëne se dijetarët hebrenj dhe të krishterë kishin informacione të qarta në lidhje me këtë temë. Pati prej atyre njerëzve të mirë, të cilët i besuan Pejgamberit ﷺ, menjëherë sapo ai shpalli profecinë e tij dhe e transmetuan atë. Në krye të këtij grupi fatlum ishte edhe mbreti i Etiopisë, Nexhashiu.

Kurani Famëlartë flet me përgëzim për atë grup prej Ehl-i Kitabit (çifutësh dhe të krishterësh), të cilët i besuan të Dërguarit të Allahut ﷺ:

**"...Dhe atyre që ndjekin të Dërguarin Tonë, Profetin që nuk di shkrim e lexim, të cilin ata do ta gjejnë të shënuar në shkrimet e tyre, në Teurat dhe Ungjill."** (A'raf, 157)

Por në mesin e Ehl-i Kitabit pati edhe prej atyre që, megjithëse ishin të sigurtë për ardhjen e Pejgamberit ﷺ, vendosën të mos i besojnë. I Madhi Zot e përshkruan kështu në Kuranin e Shenjtë gjendjen e atyre që ishin të mirëinformuar për profecinë e Muhamedit ﷺ, por që nuk i besuan:

*Na duhet që të jetojmë me principin e selefëve (të parëve) tanë: "Çdonjërin që sheh konceptoje Hidër, ndërsa çdo natë si Kadër". Derisa të zëmë vend në mesin e të devotshmëve dhe të sinqertëve. Derisa sinqeriteti të shndërrohet në kandilin e rrugëtimit tonë.*

**“Atyre që u kemi dhënë Librin, e njohin atë** (Profetin ﷺ)**, ashtu siç i njohin bijtë e tyre, por disa prej tyre e fshehin të vërtetën, duke e ditur mirë.”** (Bekare, 146)

Në fakt fshehja e kësaj të vërtete dhe mohimi i mesazhit të Pejgamberit ﷺ ishte thjesht një vendim i atyre që po vepronin duke bërë një gabim të tillë. Të gjitha kontradiktat, mospranimet, konfliktet dhe qëndrimet larg nga e vërteta, ishin produkt i vetë gabimeve të tyre.

Ata le të mendojnë dhe të flasin atë çka dëshirojnë, edhe pse Isai عليه السلام, e ka përgëzuar ardhjen e Ahmedit ﷺ dhe i ka besuar përpara se ai të nderonte njerëzimin me ardhjen e tij në këtë botë.

Edhe Muhamedi ﷺ, e ka vërtetuar profecinë e Isait عليه السلام dhe kur fliste për të thoshte “*vëllai im*”.

## E NJËJTA DUA, I NJËJTI PËRGËZIM I ALLAHUT

I Dërguari i Allahut ﷺ, thotë në një hadith;

> *“Kujto kur Isai, i biri i Merjemes, tha: “O bijtë e Izraelit, unë jam i dërguari i Allahut tek ju, për t’ju vërtetuar Teuratin e shpallur para meje dhe për t’ju sjellë lajmin e gëzueshëm për një të dërguar, emri i të cilit është Ahmed, që do të vijë pas meje”. Por, kur ai u solli atyre shenja të qarta, ata thanë: “Kjo është magji e hapur!”* (Saff, 6)

*"Unë jam përgëzimi i vëllait tim Isait..."* Që do të thotë se në thelb mesazhi i Pejgamberit ﷺ, mesazhi i Isait عليه السلام dhe mesazhi i të gjithë pejgamberëve, të tjerë, është plotësisht i njëjtë. Vetëm se, pasuesit e pejgamberëve të mëparshëm e ndryshuan librin e Allahut dhe mesazhin e profetit të dërguar tek ata dhe për këtë arsye i Madhi Zot zgjodhi si mëshirë për të gjithë botërat pejgamberin e fundit Muhamed Musatafanë së bashku me një libër të ri, Kuranin, dhe për të gjithë njerëzimin përcaktoi si fe Islamin.

Prandaj themi se koncepti i tevhidit si për pejgamberët e mëparshëm, ashtu edhe për Isain عليه السلام, ishte në përputhje të plotë me konceptin e tevhidit të Muhamedit ﷺ.

Një ditë i Dërguari i Allahut ﷺ, përsëriti fjalët e Ibrahimit رضي الله عنه:

**"O Zoti im, ata kanë shmangur shumë njerëz** (nga rruga e drejtë)**. Ai që më pason mua, është i fesë sime, ndërsa për atë që më kundërshton mua, Ti, me të vërtetë, je Falës dhe Mëshirëplotë."** (Ibrahim, 36)

Më pas përsëriti fjalët e Isait عليه السلام:

*Muhamedi ﷺ, jetoi i veshur me petkun e një morali aq të bukur, saqë kush e shihte fytyrën e tij nuk ia ndante dot sytë, sikur të kishte parë hënën e plotë në një natë të pastër pa re.*

**"Nëse Ti i dënon ata - robërit e Tu janë, e nëse i fal ata, me të vërtetë, vetëm Ti je i Plotfuqishmi dhe i Urti."** (Maide, 118)

Pastaj ngriti duart lart dhe qau duke u lutur:

*"O Allah, ruaje ymetin tim, mëshiroje ymetin tim!"*

Atëherë i Madhi Zot e urdhëroi Xhebrailin dhe i tha;

***"O Xhebrail! Shko dhe pyete Muhamedin se përse qan!"*** (E Allahu e din më së miri çdo gjë).

Xhebraili erdhi tek Pejgamberi ﷺ dhe ai i tha se qante për shkak të shqetësimit që ndjente për ymetin e tij. Kur u kthye Xhebraili dhe tregoi përse qante Pejgamberi ﷺ, atëherë i Madhi Zot ﷻ, tha:

***"O Xhebrail! Shko tek Muhamedi dhe jepi atij lajmin e mirë se "në lidhje me ymetin tënd do të të bëjmë të ndjehesh gjithmonë i kënaqur me të dhe kurrë nuk do të lejojmë që të mërzitesh."*** (Muslim, Iman, 346.)

Ebu Dherri رضي الله عنه, shprehet kështu:

*Për shkak të moralit të lartë që kishte, Pejgamberi ﷺ, u cilësua në Kuran si "usve-i haseneh/shembulli më i mirë"*
*Në suren Kalem i thuhet "me betimin hyjnor";*
*"S'ka dyshim se ti je me virtyte madhore"*

"Një natë, i Dërguari i Allahut ﷺ, fali namaz dhe lexoi ajetin 118 të sures Maide (ajetin e përmendur më lart) deri në mëngjes. E lexoi këtë ajet madje edhe në ruku e në sexhde..." (Ahmed, V, 149.)

Muhamedi ﷺ, i cili me mirësinë e Allahut përmban cilësitë më të bukura të të gjithë profetëve, me përsëritjen e lutjes së Isait عليه السلام, shpreh shpirtin dhe zemrën e unifikuar me vëllain e tij pejgamber.

## PLOTËSIMI I MORALIT TË BUKUR

Siç dihet, Isai عليه السلام, ishte dërguar për t'i mësuar njerëzimit moralin e lartë dhe jetën mistike në këtë botë. Kështu që, gjatë gjithë jetës së tij, u mësoi dhe u predikoi njerëzve moralin e bukur.

Kjo e vërtetë është gjithashtu një nga shkaqet e dërgimit të Muhamedit ﷺ. Ai ﷺ, urdhëron dhe thotë:

*"Allahu جل جلاله, më ka dërguar për të plotësuar moralin e bukur."* (Muvatta, 904; Bejhaki, es-Sunnetul-Kubra, X, 192.)

*Muhamed Mustafaja ﷺ është pejgamberi i fundit për mbarë njerëzimin Dhe një mundësi e patjetërsueshme e fitimit të kësaj bote dhe të Ahiretit. Ajo që i takon të gjithë njerëzimit mbarë është, lidhja fort me këtë mirësi të madhe të Zotit; përulja me zemër e me shpirt përpara urtësisë dhe begatisë që ai solli.*

Muhamedi ﷺ, jetoi i veshur me petkun e një morali aq të bukur, saqë kush e shikonte fytyrën e tij nuk ia ndante dot sytë, sikur të kishte parë hënën e plotë në një natë të pastër pa re.

Një nga dijetarët hebenj të asaj kohe, Abdullah bin Selami رضي الله عنه, kur e kishte parë fytyrën e ndritur të Dërguarit të Allahut ﷺ, kishte thënë:

"Kjo fytyrë nuk gënjen!" Më pas kishte pranuar Islamin.

## BETIMI HYJNOR...

Për shkak të moralit të lartë që kishte, Pejgamberi ﷺ u cilësua në Kuranin Famëlartë si "usve-i haseneh/shembulli më i mirë"

Në suren Kalem i thuhet "me betimin hyjnor";

**"S'ka dyshim se ti je me virtyte madhështore."**

Në këtë mënyrë u vërtetua përgëzimi hyjnor për të cilin lajmëronte Isai عليه السلام, me fjalët "Profeti i lavdëruar/Ahmedi"

*Duaja e Isai عليه السلام:*
*"Nëse Ti i dënon ata - robërit e Tu janë, e nëse i fal ata, me të vërtetë, vetëm Ti je i Plotfuqishmi dhe i Urti."* (Maide, 118)

## AJO ÇKA I TAKON NJERËZIMIT

Ajo çka i takon njerëzimit është përqafimi fort i kësaj mirësie hyjnore, përulja me respekt e bindje përpara mesazhit dhe mësimeve të tij profetike.

Përulja dhe respekti përpara këtij përgëzimi hyjnor është detyrë për të gjithë njerëzimin... Sidomos për Ehl-i Kitab (pasuesit e Librit), të cilët duhet të garojnë të parët për t'i besuar Pejgamberit të fundit të Zotit ﷺ, si domosdoshmëri e përgëzimit të Isait عليه السلام, për ardhjen e tij.

Ndërsa ata të cilët nuk e shikojnë këtë domosdoshmëri dhe zgjedhin mohimin, paralajmërohen kështu nga i Madhi Zot në ajetet e Kuranit:

**"O ithtarë të Librit! Përse i mohoni shpalljet e Allahut** (Kuranin)**, edhe pse jeni dëshmitarë se ato janë të vërteta?"** (Ali Imran, 70)

**"O ithtarët e Librit! Përse e pështjelloni të vërtetën me të pavërtetën dhe përse e fshihni të vërtetën me qëllim?"** (Ali Imran, 71)

Megjithëse këto ajete kanë zbritur si shkak i

*Një nga dijetarët hebrenj të asaj kohe, Abdullah bin Selami رضي الله عنه, kur e kishte parë fytyrën e ndritur të Dërguarit të Allahut ﷺ, kishte thënë: "Kjo fytyrë nuk gënjen!" Më pas kishte pranuar Islamin.*

mosbesimit të Ehl-i Kitabit (Pasuesëve të Librit), në kohën kur atyre u ishte bërë e qartë vërtetësia e Pejgamberit ﷺ, por nuk e pranonin për shkak të egoizmit të tyre, ato (ajete) përfshijnë të gjithë ata të cilët gjenden në të njëjtën gjendje mosbesimi.

Kjo do të thotë se qëllimi i vërtetë i çdo pune është sinqeriteti.

Shumica e atyre që e mohonin të Dërguarin e Allahut ﷺ, nuk kishin asnjë fije dyshimi në profecinë e tij, por nuk dëshironin ta pranonin për shkak të interesave të tyre. Domethënë treguan mungesë të sinqeritetit në karakterin e tyre. E devijuan rrugëtimin e tyre të drejtë dhe përfunduan në humbje të përjetshme.

## RRUGA E DREJTË
## ËSHTË E LIDHUR NGUSHT ME SINQERITETIN

Në çfarëdo gjendje që të ndodhet njeriu, rëndësia e devotshmërisë dhe sinqeritetit në adhurimet ndaj Zotit është shumë e lartë.

Nëse njeriu ka një zemër të pastër dhe të sinqer-

*"O ti shpirt i qetësuar! Kthehu te Zoti yt,*
*ti i kënaqur me Atë dhe Ai kënaqur me ty!*
*Bashkohu me robërit e Mi*
*dhe hyr në Xhenetin Tim!"*
(Fexhr, 27-30)

të në rrugën e Allahut, ai vazhdon të ecë në rrugë të drejtë. Nëse nuk e ka, atëherë humbet drejtimin dhe mbetet larg Allahut dhe të Dërguarit të tij.

## ÇDO MUAJ DUHET KONSIDERUAR SI RAMAZAN

Bukuritë fizike dhe shpirtërore që përjetuam gjatë muajit të begatë të Ramazanit, klimën e bereqetit dhe mirësisë që përjetuam këtë muaj, duhet ta vazhdojmë edhe gjatë muajve të tjerë të vitit. Me adhurimet dhe me veprat tona të mira, duhet ta bëjmë ramazan gjithë jetën tonë. Ashtu sikurse edukonin të parët tanë me moton:

"Çdonjërin që sheh konceptoje Hidër, ndërsa çdo natë si Kadër."

Është obligim për ne të mbartim në çdo muaj dhe në çdo stinë, cilësitë tona të larta të bujarisë, mikpritjes, ndihmës për të tjerët, strehës për të varfrit, udhëzimit për të mirë dhe ndalimit nga e keqja.

Gjatë Ramazanit ne e kemi të ndaluar madje edhe ushqimin hallall, sepse po agjërojmë. Atëherë, le të mendojmë thellë se sa e rëndësishme është të qëndrojmë larg harameve dhe gjërave të dyshimta...

*Agjërimi është një mundësi e madhe mirësie,*
*e cila forcon tek njeriu anën shpirtërore*
*dhe e afron atë më afër melekëve të Zotit.*
*Njeriu agjërues përfiton një gradë të lartë*
*të anës shpirtërore të melekëve.*

Mos të harrojmë se agjërimi është një mundësi e madhe mirësie e cila forcon tek njeriu anën shpirtërore, duke na afruar me melekët e Zotit. Njeriu agjërues përfiton një gradë të lartë të anës shpirtërore të melekëve, sepse për shkak të agjërimit fuqia fizike e njeriut ulet e si përfundim edhe gjynahet pakësohen. Asnjë adhurim (ibadet) nuk është kaq ndikues në kontrollin e nefsit (egos) sa ç'është agjërimi.

Kjo formë, është forma më e bukur njerëzore, e cila i nevojitet atij për gjatë gjithë jetës.

Kështu që detyra jonë si robër të Zotit dhe kujdesi që duhet të tregojmë në kryerjen e adhurimeve, nuk duhet të jenë të kufizuar vetëm përgjatë muajit të Ramazanit. Begatia e Ramazanit duhet të përfshijë të gjitha momentet e jetës. Ajo krijon një urë të fortë lidhëse të trupit përmes sprovës së urisë, që lufton egoizmin, që frenon gjynahet dhe përsos zemrën përmes përmendjes në çdo moment të Madhështisë së Zotit ﷻ.

Përpjekjet për të qenë pjesë e mëshirës, faljes dhe banorëve të Xhenetit, kurrsesi nuk duhet të

*Gjatë agjërimit fuqia fizike e njeriut ulet,*
*ndaj edhe gjynahet pakësohen.*
*Asnjë adhurim (ibadet) nuk është kaq ndikues*
*në kontrollin e nefsit (egos),*
*sa ç'është agjërimi.*

kthehen në një përpjekje e cila tregohet vetëm në muajt e Ramazanit. Momentet e fundit të jetës tonë nuk dihen se në cilin muaj apo në cilën ditë do jenë. Kështu që për t'u përgatitur përballë kësaj fshehtësie, na duhet të ecim në rrugëtimin tonë me vepra të mira, me sinqeritet e me zemër, me po atë begati shpirtërore, e cila na pushton gjatë muajit të Ramazanit.

Derisa të bashkohemi me njerëzit e sinqertë dhe të devotshëm. Derisa sinqeriteti të shndërrohet në kandilin e rrugëtimit tonë. Derisa të radhitemi në mesin e atyre të cilët fituan dashurinë dhe ndërmjetësimin e Profetit ﷺ. Derisa të bëhemi pjesë e karvanit të thirrjes së të Madhit Zot;

**"O ti shpirt i qetësuar!**

**Kthehu te Zoti yt, ti i kënaqur me Atë dhe Ai kënaqur me ty!**

**Bashkohu me robërit e Mi dhe hyr në Xhenetin Tim!"** (Fexhr, 27-30)

**O Allah! Mundësoja secilit nga ne besimin e pastër, dashurinë, përkushtimin dhe shërbimin**

*Me faljen, mëshirën, dashurinë,*
*bujarinë, sakrificën, modestinë dhe qëndrueshmërinë tonë,*
*le të përpiqemi të fitojmë sadopak*
*prej moralit të tij të lartë.*

**në rrugën e të Dashurit Tënd, të cilin e dërgove si myzhden më të madhe për mbarë njerëzimin!**

**Udhëzoji edhe ata të cilët nuk e kanë njohur akoma mesazhin Tënd madhështor! Atyre që u mundësove udhëzimin dhe mirësinë Tënde, dhuroju një jetë të pastër, të sinqertë dhe të devotshme!**

**Amin!..**

*Ajo çka i takon njerëzimit*
*është përqafimi fort i kësaj mirësie hyjnore,*
*përulja me respekt e bindje përpara mesazhit*
*dhe mësimeve të tij profetike.*

# Përmbajtja



**PERSONALITETI QË SIGURON SHPËTIMIN E PËRJETSHËM**





**ILAÇI SHËRUES I DHUNËS DHE INJORANCËS KLIMA MËSHIRUESE E KURANIT DHE SUNETIT...**





**A MUND TË ZIHET ME BALTË AI DIELL UDHËZUES! ALLAHU E DESHI ATË; PRANDAJ E DËRGOI SI MËSHIRË PËR BOTËT...**





**PËRGËZIMI I ISAIT** عليه السلام